~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~




**GJOKË DABAJ**

# FJALORI ETIMOLOGJIK I ZEF KRISPIT

**HARTUAR MBI TË DHËNAT QË OFRON LIBRI**



i Xhuzepe (Zef) Krispit,
~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~



MEMORIA

SULLA

LINGUA ALBANESE

DI CUI SE NE DIMOSTRA L'INDOLE PRIMORDIALE
E SI NE RINTRACCIA LA RIMOTA ANTICHITA' SINO AI PELASGHI AI FRIGI
AI MACEDONI E AGLI EOLI PRIMITIVI,
CHE LA COSTITUISCE IN GRAN PARTE MADRE DELLA LINGUA GRECA

DI

GIUSEPPE CRISPI

PROFESSORE DI LETTERE GRECHE NELLA R. UNIVERSITA'
DEGLI STUDI DI PALERMO.

PALERMO
PRESSO LORENZO DATO
1831.

*"Memoria sulla lingua Albanese"*

botuar në Palermo, 1831.




Përkthimi dhe titulli:

„***Shqipja, nëna gjuhëve***“,

nga Taulant Hatia

Plejad, 2009.

~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~

# Hyrje

Më ra në dorë ky libër i Zef Krispit, botuar para më shumë se 180 vjetësh dhe përkthyer së fundi nga z.Taulant Hatia. Ma solli ime bijë, të fotokopjuar.
~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~~

S’ishte aspak rasti të humbim kohë me pyetjet: Pse s’është punuar themelisht me këtë libër të albanologjisë dhe me të tjerë si ky? Pse s’është përkthyer më parë ky libër? Pse nuk i është kushtuar vëmendja institucionale historisë përtejilire të shqiptarëvet?

Pyetja praktike që i shtrova vetes, pasi e lexova librin e Zef Krispit, ishte: Ç’duhet të bëj unë, meqë pata fatin dhe më ra në dorë ky libër? Duhet të përpiqem që punën e atij dijetari arbëresh, të gati 2 shekuj para nesh, ta bëj sa më të përdorshme për dijetarët vullnetmirë të kohës së sotme dhe të kohëvet që do të vijnë.

Fjalët, me të cilat ish marrë dijetari ynë, duhej të **RRESHTOHESHIN** sipas alfabetit, në mënyrë që të mund të punohej me to më lehtë dhe më sistematikisht. Kjo duhej bërë, sepse ato etimologji, as mund të pranohen ***en bloc***, as mund të hidhen poshtë që të gjitha. Shkalla e njohurivet të sotme në linguistikë jep mundësi që, ç’është thënë para gati 2 shekujsh, të mund të vështrohet më qartë dhe më saktë, qoftë në koncepcione, qoftë në terminologji gjuhësore, qoftë edhe për mundësitë që ofron sot kibernetika. Gjithsesi, duke u sistemuar krejt puna kërkimore e të madhit, por të harruarit tonë, dijetarit arbresh Zef Krispi, u hapet dijetarëvet kështu edhe një dritare për ta parë albanologjinë **EDHE PËRTEJ ILIRISË**. Kjo ka shumë rëndësi. Qoftë sikur edhe 1/5 e fjalëvet që janë trajtuar këtu, të pranohen **PARRËZUESHËM** si fjalë paragreke (dmth edhe paralatine), e gjithë filologjia **BOTËRORE** do të duhet **T’I RIKTHEHET KAPITULLIT TË ALBANOLOGJISË NGA E PARA**. S’ka rrugë tjetër, por këtë rrugë duhet ta hapim ne e jo të presim që të na e hapë dikush tjetër.

Për ta pasur edhe më të lehtë punën dijetarët që do të merren me këtë temë, por edhe për shembull se si mund e duhet të punojmë, konsultova ***Fjalorin etimologjik*** të Gustav Majerit, botuar në vitin 1991, por përkthyer në shqip tani së voni nga studiuesja jonë, zonja Donikë Omari dhe botuar në kolanën “***Botimet Çabej***” në vitin 2007. I kam marrë me radhë të gjitha fjalët që i ka trajtuar Zef Krispi ynë dhe kam shënuar ç’ka thënë për po ato fjalë albanologu Gustav Majeri. Pas Gustav Majerit konsultova edhe etimologjitë përkatëse të gjuhëtarit tonë të

shquar Eqrem Çabej, **vëllimet 1 dhe 2**. Në këtë mënyrë, duke i krahasuar të 3 këta dijetarë, Skiro-Majer-Çabej, s'ka dyshim që do të mund të nxiren konkluzione të rëndësishëm.

U ndjeva borxhli që s'jam marrë edhe më parë me Zef Krispin, por nuk e pashë të arsyeshme të mbaj mbi supe edhe **BORXHIN** që i kanë atij, **AKADEMIKËT** tanë të sotëm dhe **AKADEMITË** tona, gjithanësisht të **ASFIKSUARA**. Të asfiksuara nga vetëvetja, por edhe nga shumë forca të tjera, të cilat çarmatosjen e akademivet tona e konsiderojnë njësoj si çarmatosjen e ushtrivet tona.

**Disa sqarime, për lehtësi përdorimi:**

1.Fjalët që përbëjnë titull zëri, janë shënuar me shkronja të zmadhuara.

2.Zërat janë larguar njëri nga tjetri me 1 spas më shumë.

3.Një numër fjalësh (si psh, fjalën UJË), Z.Krispi i ka trajtuar nga disa herë. Ato, gjithkështu janë shënuar me shkronja të zmadhuara, por pa e larguar rreshin nga rreshti.

4.Organizuar në këtë mënyrë, këtë fjalor mund ta përdorë cilido linguist, duke e printuar dhe duke shtuar pastaj, në vazhdim të secilit zë, konstatimet e vet apo etimologjitë e dijetarëvet të tjerë. Arrihet kështu gjithsesi në përfundime shkencorë me vlera gjithnjë e më të qëndrueshme. Informatika na e jep këtë mundësi dhe prandaj hulumtuesi i sotëm e ka shumëfish më të lehtë punën se ç'e ka pasur, psh, Zef Krispi para 200 vjetësh.

* * *

Dua ta falenderoj me këtë rast zotin Taulant Hatia, që e ka përkthyer dhe publikuar këtë vepër të Krispit tonë, njërit prej fjalëstudiuesvet tanë më të hershëm.   Gj.D.

# AI.

**Zef Krispi**: Përemër i vetës së tretë οὐ, ὑί, ἑ (u, i, e) në kohët e lashta e bënte rasën emërore ἱ. Në shqip, ende dhe sot ***AI*** është rasa emërore e përemrit të vetës së tretë njëjës. (f.66)

# AI.

**Zef Krispi**: "Hebraisht: ***METU, me të***, forma ablative e krijuar me ***ME***, si në shqip: ***ME TË***, edhe kjo ablative e krijuar me ***ME***." (f.24)

**Gjokë Dabaj**: Pra, në hebraisht ***TU***, në shqip: ***TË***.

**Gustav Majeri**: "AÍ, AÝ, i përket rrënjës indoevropiane JO-, e cila në iranishte e baltosllavishte përdoret edhe me kuptim demonstrativ. I- është =sllavishte e vjetër kishtare I-, AÍ për JЪ (emërorja vetëm te I-ŽE, ***i cili***), greqishtja e vjetër ὋΣ, indishtja e vjetër YAS, indoevropianishte *JOS; -JO = me sllavishten e vjetër kishtare JA- te JAŽE, quae (ke), kallëzore JĄ, ***ajo***, greqishte e vjetër ἅ ἥ, indishtja e vjetër YĀ, indoevropianisht *JĀ. Krahaso lituanisht JÌS, ***ai***, nga rrënja e afërt me të JI. –TA te ATA, KËTA, ashtu si dhe –TË në kallëzoren ATË, KËTË etj. i përket bazës indoevropiane TO-, ndërsa trajtat me S- (gjinorja femërore ASĀJ rrjedhore ASI etj) i përkasin bazës ḰI- me K palatale (lituanisht SZÌS)." (f.41)

**Gjokë Dabaj**: Krejt kjo parashtresë e G.Majerit, me sa kuptoj unë, nuk e hedh poshtë konstatimin, të thuash kalimthi, të Zef Krispit.

**Eqrem Çabej**: "Sot pranohet më fort mendimi i Pedersenit… që –I, -Y te AI, AY… rrjedh prej dëftorit indoevropian *SO. [Formanti A-… dëfton një objekt të largët, ndryshe nga K- që dëfton një objekt të afërm (A-I, K-Y)]" "Prania e A-së te AI… lë çelë 2 shtigje shpjegimi: (o është e lashtë dhe ka qenë e theksuar, o është e kohëvet më të vona)". (Vëll.I, f.31)

# AJ/ËR,-RI.

**Zef Krispi**: "***HERË***, ἀηρ (er), ***era***, prej nga rrjedh ἡρη (iri), Junona, e përfytyruar si AJRI, hyjnesha greke ERA, gruaja e Jupiterit." (f.43)

**Gjokë Dabaj**: Unë kam lidhur emrin e Herës me emrin e sotëm shqip ***MUSHTJERRË,*** që i përgjigjet edhe emrit ***JUNONA,*** sllavisht ***JUNICA,***

***mushtjerrë*** dhe sepse në rrënjë ka formantin JERRË, pra HERË. Fjalët ***AJËR*** dhe ***ERË*** mund të kuptohen këtu vetëm si **NUHATJE** e mëzatit ndaj mushtjerrës. Kur mëzati nget prapa mushtjerrës, fshatarët thonë: "***I ra në ERË***".

**Gustav Majeri**: "Vjen nga italishtja jugore (napolitane) AJERO, që këtej edhe në greqishten AÉRO në Bova; gegërisht (shkodranisht) AJËR nga sërbishtja AJER, e cila vjen nga latinishtja ose italishtja. Sllavishtja e vjetër kishtare AIRЪ mund të jetë greqisht. (f.42)

**Gjokë Dabaj**: Asnjë nga këta pohime të Gustav Majerit nuk mund të pranohen pa rezerva.

**Eqrem Çabej**: "Kemi të bëjmë me një huazim të moçëm … Fjala rrjedh prej latinishtes AER, jo prej greqishtes së vjetër ἀήρ, nga e cila vjen fjala latine." (Vëll.I, f.31.)

**Gjokë Dabaj**: [Pyetjet janë: Nga dhe si e ka (marrë apo jo) greqishtja e vjetër këtë fjalë? Sa i qëndrueshëm është pohimi i E.Çabejt? A nuk mundet që, edhe greqishtja, edhe latinishtja, ta kenë trashëguar këtë fjalë prej një parailirishteje? ]

## ASHK/ËL,-LA.

**Zef Krispi**: "Edhe ***AXIUS*** që vjen nga ***ASCI***, ***drunor***, ose dhe ***ASCRA, ashkëla, dru të thata, dru,*** ka qenë ashtu emër lumi në Maqedoni. Quhej kështu për shkak të drurëvet që gjendeshin me shumicë në brigjet e tij." (f.53)

**Gjokë Dabaj**: Do parë nëse AXIUS ka vërtet vazhdimësi fonetike me ASCI e më këndej, natyrshëm, edhe me ASHKËL.

**Gustav Majeri**: ASHQË "ASHKËL, lëvore e pemës". Nga latinishtja ASSULA. Greqisht në Bova ASKLA. (f.56)

**Gjokë Dabaj**: Forma ASHKËL, me SH, është më e vonë se ASKLA. Por kjo nuk mjafton, sepse do zbërthyer fjala në pjesë më të imëta: ASS-U-LA, ASK-LA. Ç'është ASK- te ASK-LA? Ndërkaq, forma latine ASSULA është qartësisht e ardhur nga ASKLA.

## ATA.

**Zef Krispi**: "(Hebr?) ***HOTAM, ata***, në shqip: ***HATA, ata***." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Pse e jep me formën ***HATA*** fjalën shqipe? A sepse A-ja nistore është e shkurtër? Shih edhe te Gjon Buzuku, ku zanoret e shkurtra nistore priren nga një H-: ***Hen date mot*** (*E ndë atë mot*) (Translit.f.148), ***Hi mujtuni hi jetesse*** (*i mujtuni i jetësë*) (Translit.f.149)

**Gustav Majeri**: -TA te ATA, KËTA, ashtu si dhe –TË në kallëzoren ATË, KËTË etj. i përket indoevropianes TO-. (f.41)

**Eqrem Çabej**: "Formanti A- tregon largësi." "Etimologjikisht TA-ja e neutrit reflekton dëftorin indoevropian *TOD.“ „Për mashkulloren –TA, emërore e kallëzore, do të pranojmë... kallëzoren indoevropiane *TONS.“ (Vëll.I, f.43)

**Gjokë Dabaj**: Duke i gjetur këto fjalë si indoevropiane, 2 dijetarët, Majeri dhe Çabej, objektivisht nuk e kundërshtojnë Krispin. Përkundrazi, pohohet Krispi.

## AT/Ë,-I.

**Zef Krispi**: "Fjala ATLAS në gjuhën shqipe do të thotë BABAI I LËNË, I MBETUR. AT (prej së cilës te Homeri shfaqet fjala άττα (ata), at, baba) dhe LASC ose LOSC, ***lashë, i lënë***. Pra ATLASC ose ATLOSC, atin e lashë." (f.31-32)

**Gjokë Dabaj**: Për ne ka rëndësi forma αττα që gjendet te Homeri. Ndërsa „shpjegimi“ i ATLASIT është një lajthitje, sidomos për pjesën "LAS".

## AT/Ë,-I.

**Zef Krispi**: "Edhe frigjët i quanin cjepërit, ***ATEGI*** nga ***AT, baba*** dhe αίγες (eges), ***dhi***. Kështu që ***ATEGI*** është një fjalë gjysmë barbare." (f.37)

**Gjokë Dabaj**: Pra, ***ATEGI*** është ***ATI*** i ***DHIVET***. Por midis ***EGI*** dhe ***DHI*** ka prapë ngjashmëri tingëllore, sado që Z.Krispi e jep të nënkuptohet si "jo barbare".

**Gustav Majeri**: "Krahaso sllavishten e vjetër kishtare ОТЬСЬ nga parasllavishtja *ОТЪ, gotishten ATTA, greqishten e vjetër άττα, indishten e vjetër ATTĀ. Edhe turqisht ATA, at/ë,-i. (f.56).

**Gjokë Dabaj**: Krahasimi që Majeri bën me sllavishten nuk ka mbështetje. Sllavishtja e vjetër ka të ngjarë ta ketë marrë këtë fjalë prej iliro-arbërishtes: ATË me prapashtesën -EC,(- JEC,- AC).

# BA (ME).

**Zef Krispi**: "***BARÂ, krijoi, bëri.*** Dhe në shqip: ***BËRI. BANA, ndërtoi, ngriti***. Ngjan me ***BËN."*** (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Nuk e thotë, a kaldaike apo hebraike. Sidoqoftë, problemi i rotacizmit është i pranishëm. Dhe: A janë në aorist këto 2 folje?

**Gustav Majeri**: "Baza e së tashmes shqip BANI̯Ō = greqisht φαίνω për φανι̯Ō; kuptimi bazë: ***bëj të duket***. (f.61)

**Gjokë Dabaj**: Forma e mëhershme ka në rrënjë tingullin N e jo R. Kjo e ndërlikon etimologjinë e Zef Krispit.

# BALL/Ë,-I.

**Zef Krispi**: "***BAL***, në gjuhën kaldaike, do të thotë ***zemër, shpirt***. Thuajse sikur t'u kemi ndërruar vendet shkronjavet për të marrë fjalën hebreje ***LEB***. Në shqip ***BAL*** do të thotë ***ballë, kokë,*** që është vetë selia e shpirtit." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Kur thotë ***"ndërruar vendet"***, fjala është për një lloj metateze. Do krahasuar fjala hebreje edhe me ***ЛОБ, ballë*** të rusishtes.

# BALL/Ë,-I.

**Zef Krispi**: "***BALLE*** është kreu i një vargu të vogël malesh në Dalmaci dhe rrjedh nga fjala ***BAL*** që, në shqip, do të thotë ***BALLË***, pjesa e përparme e kokës." (f.52)

# BALL/Ë,-I.

**Zef Krispi**: "***BALË, ballë***, thuhet ***BALA*** nga maqedonasit dhe φάλα (fala) në dialektin grek beotik; që të dyja fjalët janë modifikime eolike të fjalës κεφαλά (kefala). Hezikiusi shpjegon: φάλα, μικρα καρα, ***fala, mikra kara***)" (f.66)

**Gjokë Dabaj**: Këtë të fundit s'e kam të qartë. As për formën ***kefala***, ***kokë,*** nuk del se në cilën gjuhë është primare e në cilën quhet e huazuar.

**Gustav Majeri**: "Krahaso me indishten e vjetër BHĀLA, asnjanëse, ***ballë***. Këtu hyn ndoshta edhe frigjishtja βαλήν." (f.62)

**Gjokë Dabaj**: Vihet re që G. Majeri, te ky zë, nisur thjeshtë nga ngjashmëritë tingullore, grupon fjalë me kuptime të ndryshëm: BALA, ***shami e bardhë balli e grave*** (këtu BALË s'ka lidhje me emrin BALLË, por është formë që rrjedh nga ndajemri I BARDHË). BALA, ***pako, deng***, në italishten veneciane, gjithkështu s'ka lidhje me BALL/Ë,-I. Sidoqoftë, përqasja me frigjishten i shkon, i jep ndihmë meditimit të Z.Krispit.

**Eqrem Çabej**: „E afrojmë me indoevripianishten e vjetër BHĀLAM, ***ballë***... ku shtohet edhe prusishtja BALLO, ***ballë***. G.Majeri vendon këtu... edhe frigjishten βαλήν-βασιλεύς te Heziku, po ky barazim është fort i dyshimtë." (Vëll.I, f.53)

**Gjokë Dabaj**: Shkon edhe këtu gjykimi në të mirë të Z.Krispit, sepse të 2 dijetarët, si G.Majeri dhe E.Çabej, e paraqesin të lashtë këtë fjalë. Studiuesit e ardhshëm duhet t'i rishqyrtojnë që të gjitha këto, në mënyrë që të nxirren përfundime edhe më të saktë.

# BAR,-I.

**Zef Krispi**: "***BARA, fushë***, në gjuhën kaldaike. ***BAR, grurë***, në gjuhën hebreje. Në shqip: ***BAR, barishte***." (f.21)

# BAR,-I.

**Zef Krispi**: "***ZELCHIA, bar, barishte,*** është një fjalë frigje, ndërsa te shqiptarët ka mbetur ***ZESCHGLIA***, një lloj bari, që në Sicili quhet ***GIDA***. Ζέλκια, λάχανα φρυγες (zelkia, lahana friges) (sipas Hezikiusit)" (f.38)

**Gjokë Dabaj**: Duhen krahasuar: 1.Pranemri i Jan Kukuzelit, me ZEL në rrënjë, 2.fjala sllave ***ZELE,*** me kuptimin ***jeshilllëqe, lakra*** dhe 3.***LAHANA, lakën, lakër,*** që do konsideruar një pellazgo-ilirizëm në greqisht e jo anasjelltas si deri tani.

**Gustav Majeri**: (Fjalën ZELKHIA nuk e ka, ndërsa për BAR sjell disa shembuj, Gj.D.): latinisht FAR, ***thekër***, gotisht BARIZEINS, ***elb***, nordishte e vjetër BARR, ***thekër***, sllavishte e vjetër kishtare BRAŠЬNO, ***qull*** (në të vërtetë, ***miell***, Gj.D.) Formën indoevropiane e supozon *BHARES. Greqisht φόρος, ***çka mban dheu***, ***çka nxjerr dheu.*** "Më në fund, thotë G.Majeri, (BAR e shqipes) mund të jetë huazuar nga turqishtja BAR***, frut***, persisht nga BHER-" (f.63)

**Gjokë Dabaj**: E gjithë kjo kërkon trajtim të hollësishëm. Kemi italishten FARINA, ***miell***, kemi shqip FARË, ***frut bimor për mbjellje***. Por, supozimi se shqipja mund ta ketë huazuar këtë fjalë nga turqishtja, nuk qëndron.

**Eqrem Çabej**: „Një apofonike e rrënjës indoevropiane *BHER-, sjell, bie, pra= greqisht φορος, si të thuash, ***ajo që mban, që jep toka***. Vetëm kësaj etimologjie i mbahet G.Majeri më vonë, duke krahasuar BAR-in për nga kuptimi veçanërisht me greqishten φάρμακον e me φάρμα, ***quod terra fert***... Kuptimi ILAÇ mbështet edhe më shumë afrimin me φάρμακον që vendos Kreçmeri brenda rrënjës indoevropiane *BHER***, bie, mbaj***." (Vëll.I, f.54)

**Gjokë Dabaj**: Gjithsesi, këtu Z.Krispi mbetet më i djathtë, dmth më i mbarë, në kërkimin e prejardhjes së kësaj fjale. Doemos, pa i shpërfillur as 2 dijetarët e tjerë.

# BARDHË (I).

**Zef Krispi**: "Në jug të Detit Kaspik jetonin **PARTHËT**, të cilët ndoshta quheshin kështu nga fjala shqipe ***BARTH, i bardhë, BARTHË, të bardhë***." (f.31)

**Gjokë Dabaj**: Edhe në Shqipërinë e sotme ka jetuar i quajturi "fis" i **PARTHINËVET**, që unë e kam shpjeguar me ***I BARDHË,*** e këndej me përkthim në ***ALBANOI***, formë e përdorur nga të huajt, sepse ALBUS në latinisht ka kuptimin ***i bardhë***.

# BARDHË (I).

**Zef Krispi**: "Qyteti i Beratit njihej me emrin bullgaro-sllav ***BELGRAD*** ose ***BALOGOROD***, ***qyteti i bardhë***. Polimer de Grentesmenili, në veprën e Malte-Brunit, vëren se "ky emër ka shumë të ngjarë të jetë një imitim i emrit grek PULHERIOPOLIS, por atëherë, cili ka qenë, në këtë rast, emri ilir i këtij vendi?

Ndoshta ka qenë PARTHENIA, siç e përmend Polibiosi, PARTHINORUM OPIDUM, siç e përmend Cezari dhe, ***BARTHE*** dhe ***I BARTHE*** do të thotë ***i bardhë*** në shqip. Unë do të ngulja fort këmbë që ai ka qenë ALBANOPOLISI i shqiptarëvet, sipas Ptolemeut, të cilin e hoqën nga teksti i këtij gjeografi." (f.49)

**Gjokë Dabaj**: Me këtë ngulje këmbë të Grentesmenilit duket se as Zef Krispi nuk pajtohet, ndërsa unë emrin e Beratit nuk e kam nxjerrë nga Belgrad, por me rrugë vendese, nga *BARDHËT, me kthimin e Ë-së në A për shkak të theksit, me rënien e DH-së dhe me ndërrimin e A-së në E. Në krah tjetër, i quajturi "fisi" i PARTHINËVET, ndërkaq, s'është tjetër, veçse "fisi" i BARDHINËVET, një nga formacionet shtetërorë ilirë, i cili në përkthim quhej ALBANOI, kurse në shekujt VIII-IX, nën ndikimin e metatezës, mori formën ARBËNË- ARBËRË.

# BARDHË (I).

**Zef Krispi**: "Fjala greke παρθένος (parthenos), ***i pastër, i virgjër***, nga ***BARTH, i bardhë***, e merr kuptimin e ***së bardhës*** për të pastër dhe përcakton, në këtë mënyrë, kuptimin e asaj fjale." (f.89)

**Gjokë Dabaj**: Del që edhe emri i **PARTHENONIT** shpjegohet me gjuhën shqipe. Kjo do të përbënte një dëshmi të shkallës më madhore.

**Gustav Majeri**: E krahason me indishten e vjetër BHRĀJATE, ***shkëlqen, ndriçon***, BHRĀJÁ-, ***rrëzëllitës, shkëlqyes***, avetisht BARĀZAITI, ***ndrit, rrezaton***, prapë indishtja e vjetër BHARGAS, ***shkëlqim***, gotisht BAIRTS, ***i çelët, i ndritur***. Gjermanisht BERK- = indoevropeshit BHERG, shqip BARDH- është trajtë apofonike. Shqip DH është qiellzore indoevropeisht Ǵ. Rumanisht BARZĂ, femërore, ***lejlek***, është huazuar nga femërorja BARDHE. (f.64-65)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar edhe FERK (***me ba ferk***, ***me ba dritë befas)***, ("sa bani ferk", ***sa zbardhi drita***). Por të gjitha këto duan një rishqyrtim. Gjithsesi, lënda e G.Majerit nuk bie në kundërshtim me atë të Z. Krispit.

# BARI,-U.

**Zef Krispi**: "Frigjët koribantë quheshin edhe HABERI që, si iberët aziatikë, e kishin marrë këtë emër nga ***BÂRI, bar***, sikur të quheshin ***njerëz të barit***, një emër përshkrues për barinjtë nomadë." (f.26)

**Gustav Majeri**: "Pas gjase, fjalë e vjetër baritore që duhet lidhur me BERR." (f.64)

**Eqrem Çabej**: "Në pikëpamje etimologjike G.Majeri këtë e merr për një fjalë të moçme të barinjve dhe e bashkon me BERR, duke shënuar edhe se Kamarda BARI e ka me kuptimin BAGËTI… Përkundrazi, Vaigandi e merr këtë fjalë si SHTEGTAR dhe e lidh kështu me BARES, BARIS, ***shëtit, endem***… Cimohovski sheh te BARI një mbiemër të substantivuar, dalë nga BAR,-I, me kuptimin, ***ai që ka të bëjë me barin, me kullotën.***" (Vëll.I, f.55)

**Gjokë Dabaj**: Përfundimisht, Eqrem Çabej mendon se emri BARI lidhet me foljen RUAJ, ***sjell bagëtinë në kullotë***. Këtë arsyetim, gjuhëtari ynë i madh e bën në nja 20 rreshta. Edhe unë jam i të njëjtit mendim.

# BASHKË.

**Zef Krispi**: "BACH, ***te ti***, që mund të jetë e njëjtë me fjalën shqipe ***BASCHK, bashkë, me ty***." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Forma ***BACH*** është e hebraishtes.

**Gustav Majeri.** (E ka këtë fjalë, por nuk jep shpjegime.Gj.D.) (f.66)

**Eqrem Çabej**: "Më vonë (G.Majeri këtë fjalë e merr) për fjalë ilire o maqedone… Mund të ketë një lidhje me latinishten FASCIS, FASCIA… Greqishtet βάσκιοι, βασκευται mund të jenë huazime nga faza antike e shqipes." (Vëll.I, f, 58-59)

# BASHTINË.

**Zef Krispi**: "***BASTINË*** quhet në shqip ***një pronë e vogël toke***, një zotërim rural, βάστακες (vastakes), ***pronarë fondesh*** në dialektin beotik. (sipas Hezikiut)" (f.83)

**Gjokë Dabaj**: Leksikografët e sjellin këtë fjalë nga sllavishtja, në një kohë kur BAHÇE e bien nga persishtja. Del që kjo punë duhet pare më mirë.

**Gustav Majeri**: “Nga serbishtja, bullgarishtja, sllavishtja e vjetër kishtare BAŠTINA, ***çiflik, trashëgim, truall***.” (G.Majeri ka future këtu, pa dyshim në mënyrë të gabuar, edhe bullgarishten BAŠTA, me kuptimin ***at/ë,-i***, barazuar me rusishten BATJA e me hungarishten BÁTYA***, vëlla i madh***.Gj.D.) (f.66)

# BEKUE (ME).

**Zef Krispi**: “(Hebraisht): BARACH, ***bekoj*** dhe në paskajore: PAHUL, BERUCH. Ndërsa në shqip, me metatezë: BEKUER***, bekuar***.2 (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Del problemi i rotacizmit: R-ja, që ka ardhur në shqip prej një N-je, merret si pjesë e temës. Dyzanorëshi, ndërkaq, është UE. Nuk qëndron.

**Gustav Majeri**: „Nga latinishtja BENEDICERE.” (f.69)

**Gjokë Dabaj**: Edhe kjo etimologji është pak vështirë të besohet, në mungesë të shpjegimevet më të hollësishëm. E dimë që është fjalë fetare, pra, mund të besohet që është marrë prej latinishtes, por fonetikisht rënia e gjithë atyre tingujve (N-E-D-I), duhet shpjeguar dhe arsyetuar.

# BIR,-I.

**Zef Krispi**: „(Heb.): ***BAR, bir***, në gjuhën kaldaike ***BERI, bijtë e mi***. Prov. 31.2. Shqiptarët thonë: ***BIR, BIRI***.“ (f.21)

**Gustav Majeri**: “I takon rrënjës indoevropiane BHŪ. (f.75)

# BISHT,-I.

**Zef Krispi**: „***BIST, bisht***, ngjan me οπισθεν (opisthen), ***në shpinë, prapa shpine***. Οπιςθεν, πισθεν, ***bisht***. Ndërsa sot grekët e quajnë bishtin όριά (oria), nga fjala letrare οὐρά (ura).“ (f.75)

**Gjokë Dabaj**: Do parë, ***-SHT*** te ***BISHT*** a është prapashtesë? Te forma greke ***PISTHEN***, ç’është ***–EN***?

**Gustav Majeri**: “Fjala duket të jetë krejt e izoluar; baskisht BUSTAN, ***bisht***, pas gjase ka vetëm përkim fonetik të rastit.“ (f.76)

**Gjokë Dabaj**: Mund edhe të mos jetë përkim i rastit. Krahaso latinisht BUSTUM, vend ku digjen kufomat, frëngjisht BUSTE (byst), sllavishte jugore qendrore BISTA, rusisht БЮСТ (bjust). Të gjitha kanë të bëjnë me trupin, me pjesën parzmore të trupit. Bishti është një zgjatim që del nga trupi. Mos kanë marrëdhënie metonimie?

**Eqrem Çabej**: "Është një formim i brendshëm i shqipes, një hipostazë *(M)B-ITH-SHT, që gjindet mbrapa: ITH, ***mbrapa***… Te –SHT ruhet ose mbeturina e sufiksit indoevropian të superlativit –ST, -STH, … ose sufiksi vendor –SHT-" (Vëll.I, f.67-68)

**Gjokë Dabaj**: Kjo e Prof. E.Çabejt duket e saktë. Prej rrënjës –ITH janë formuar edhe fjalët VITHE e BYTHË. Te kjo e fundit I-ja ka dhënë Y për shkak të buzores B. Por ç'është –ITH-?

# BOR/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "(Frigjët koribantë) mund të quheshin edhe ***HABORI***, pra ***të borës***, sepse malet e tyre të Kaukazit dhe të Taurit qenë gjithnjë të mbuluar nga BORA, që në shqip thuhet BORË, prej nga ka rrjedhur dhe emërtimi i HIPERBORËVE e i BORIADËVE në Trakë, ndërsa në Maqedoni, (emërtimi) i malit që i thonë ***BORA***, i erës ***BOREA*** dhe i një mbreti që quhej ***BORIS***." (f.26-27)

**Gjokë Dabaj**: A mund të jetë edhe ***BORIS***, antroponim sllav, me prejardhje iliro-arbërishte, kur në sllavisht ***BORITI SE*** do të thotë ***me luftue***?

# BOR/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Njëherësh u është dhënë një kuptim edhe koribantëvet KABERË, pra KABORË, ***të borës***, që vetë Bokarti i kishte cilësuar si fjalë fenikase." (f.41)

# BOR/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Këta vise të Maqedonisë së Sipërme dhe të të gjithë Trakës, ngaqë ishin të ftohtë, e vendosën të lashtët banesën e BOREAS." BOREA, siç e kemi thënë më heret, vjen nga fjala ***BÔR, borë,*** prej ku ka rrjedhur edhe emri i malit ***BORA***, sipas Tit Livit dhe Pukëvilit, i cili gjendet mes rrafshnaltavet të mëdha dhe

Maqedonisë Qendrore. Më sipër pamë edhe fjalën frigje ***HABÔRI***, për banorët e malevet të lartë me **BORË**.” (f.48)

**Gustav Majeri (f.81)** (E afron me shumë gjuhë, latinisht BOREAS, veljotisht BURA, rumanisht BURĂ, BOARĂ, greqishte e re μπόρα, ukrainisht BORVA, sllavishte e vjetër kishtare BURJA, por në të gjitha ato gjuhë ka kuptimin e erës së ftohtë të veriut apo shiut të hollë e stuhisë. Mundet që edhe këtu të kenë këto fjalë marrëdhënie metonimie me fjalën shqipe, por pyetja shtrohet: Cila prej këtyre është primare? Gj.D.)

**Eqrem Çabej**: “Kamarda e krahason me greqishten βορέας, ***erë e veriut***, dhe me emrin e malit BORA të Maqedonisë, afrim që e kanë të tjerë para tij… Jokli, duke u nisur nga XBORË, sheh te kjo refleksin e një baze *DS-BHERĀ, ***rënie***, ***reshme***… La Piana, duke u nisur nga forma DVORË e Bogdanit, fjalën (gabimisht) e lidh brenda shqipes me DVJERR, ***vdjerr, prish***… Forma bazë është BORË. Kështu nuk është nevoja të nisemi nga një bazë *DS-BHĒRĀ, që dha BORË.” (Vëll.I, f.73-74)

# BREKË,-T.

**Zef Krispi**: “Popujt e FRIGJISË quheshin ***BRYGES***, për shkak të veshëmbathjes së tyre ***BRECHES, BRYGES, PHRIGES***. Ata mbanin çorape dhe BREKË të gjata. Nga fjala shqipe ***BRECH, brekë***, keltët thoshin ***BRECHES, brekë***, pantallona të ngushta. Anglezët edhe sot***:*** ***BREECHES***. Bullgarët: ***BROECHES***. Cimbret gjermanikë: ***BROG***.” (f.26)

**Gjokë Dabaj**: Leksikografët tanë aktualë e bien këtë fjalë nga italishtja ***braca (braka)***, me kuptimin ***këmbëza***. Shih pak më poshtë.

# BREKË,-T.

**Zef Krispi**: “Nga vetë kjo fjalë frigjo-shqiptare u quajt βρίκισμα (vrikisma), një lloj valleje frigje hareje e ngazëllimi, që kërcehej në festat e Bakusit dhe që, për shkak të shkundjes së veshjevet, apo BREKUSHEVET, gati quhej ***BRECHISMATA, shkundje brekësh.*** Βρικίσματα (vrikismata), shpjegon Hezikiusi, όρχμσις φριϒιακή (orhisis frigieke) do të thotë: ***valle frigje***.” (f.26)

**Gjokë Dabaj**: Marrim kështu informacion edhe për folklorin. A ka ndonjë të tillë valle në folklorin e sotëm shqiptar apo edhe grek?

## **BREKË,-T**.

**Zef Krispi**: "Nga FRIGJËT, nga keltët ose nga shqiptarët, rodhi më pas te latinët fjala BRACA, ndërsa në Sicili dhe në Itali, fjalët VRACHI dhe BRACHE." (f.26)

**Gjokë Dabaj**: Shih shënimin e mësipërm lidhur me huazimin nga italishtja.

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja BRACA." (f.84)

## **BRESH/ËR,-RI**.

**Zef Krispi**: "***BRESCENË, breshër***, βρέχειν (vrehin), ***laj***: βρέχει (vrehi), ***bie shi.*** Në gjuhën vulgare βρέχειν, ***bie shi***, që është njësoj edhe në gjuhën letrare, por breshëri quhet χα-λάζι, τό (halazi, to), nga χάλαζα,η (halaza, i)." (f.82)

**Gjokë Dabaj**: Duhet parë edhe lidhja e mundshme me fjalët e sotme shqipe: VRANTË, VRENJTUR etj. fjalë të cilat kanë në rrënjë leksemën VR-, që afrohet me BR-.

**Gustav Majeri** e krahason me gjermanishten e lartë të vjetër BRÔSMA, ***thërrime, copëz***, me keltishten BRUS, e cila ka kaluar në frëngjisht BRISER (brize), sllavishte e vjetër kishtare BRЬSNĄTI, ***rruaj***, BRЬSELЪ, ***copë e thyer***. "Trajta bazë e shqipes, thotë G.Majeri, është BREUS." (f.85)

**Gjokë Dabaj**: E gjithë kjo etimologji kërkon një rishqyrtim të përimtuar.

**Eqrem Çabej**: "Ne shohim këtu singularizimin e një plurali më –ËN, pra BRESHËR, ***kokrrat e breshrit***, duke menduar një singular të hershëm *BRASH. Forma singulare ruhet edhe sot te BRESH në Siqeli e te BRESHK, në Tile të Kavajës." (Vëll.I, f.76-77)

## **BUK/Ë,-A**.

**Zef Krispi**: „***KODROS*** do të thotë ***BUKË;*** edhe në shqip, ***KODR*** është një lloj BUKE." (f.33)

**Gjokë Dabaj**: Duhet krahasuar edhe me fjalët shqipe: KRODHE, SKORCË, nga *skords etj.

## BUK/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „Fjala shumë e famshme frigje ***BEK***, e ngjashme me fjalën shqipe ***BÛK***, pra ***BUKË***. Βέκ, βεκός, βέκκος (bek, bekos, bekos), quhet BUKA në gjuhën frigje. Sipas Bokartit.“ (f.40)

## BUK/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „***BUCCA*** dhe ***BUCELLA*** janë fjalë të ngjashme me ***BUK, bukë*** në shqip dhe, që të gjitha, vijnë nga një lashtësi shumë e hershme, sepse ***BEK*** është fjalë frigje.“ (f.86)

**Gjokë Dabaj**: Në latinisht ***BUCCA*** është ***gojë***. A kanë marrëdhënie metonimie, bukë-gojë? Por kemi në shqip edhe BUZË, e mundshme nga një *BUK(Ë)ZË.

**Gustav Majeri**: “Nga latinisshtja BUCCA, ***gojë***… greqishtja e mesme βούκκα (buka), ***kafshatë***, greqishtja e re μπουκιά, ***kafshatë***. Rumanisht BUCA (buka), ***faqe***, BUCATA (bukata), ***kafshatë***, frëngjisht BOUCHÉE (bushe), që ka kaluar në ukrainisht dhe rusisht si BUKATA, BUKATKA, ***copë***.“ (f.90)

**Gjokë Dabaj**: Është e pamundur të mos rikthehemi te shënimet e Z.Krispit, për t'i ripërtypur edhe njëherë gjithë këto hamendje.

## BUKUR (I).

**Zef Krispi**: „***BUKRË*** (***i bukur***), ***PULCHER***, nuk dihet nëse është fjalë e vjetër apo e futur më vonë në gjuhën shqipe.“ (f.85)

**Gustav Majeri**: “Këtu hyn, ndoshta si huazim, rumanishtja BUCURÁ (bukura), ***gëzohem, kënaqem, këndellem***, BUCURIE (bukurie), ***gëzim, qejf, kënaqësi***, BUCURÓS (bukuros), ***i gëzuar, i dashur, i papërtuar***.” (f.91)

## BURR/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „(Hebraisht:) ***GEBAR, burrë,*** në shqip: ***BUR, burrë***. Greq: άνήρ (anir), dialekti grek eolik: άνάρ (anar).“ (f.21)

**Gustav Majeri:** "I përket gjermanikishtes *BŪRO- në gjermanisht BAUER, gjermanishtja e lartë e vjetër GIBÛRO, ***bashkëbanues***, BÛR, ***shtëpi, dhomë***, anglosaksonisht BÛR, ***banesë***.“ (f.94)

**Gjokë Dabaj**: Është mjaft e vështirë që krejt këto forma tingullisht të ngjashme, të merren edhe kuptimisht të së njëjtës përmbajtje.

**Eqrem Çabej**: "Sot pranohet përgjithësisht mendimi i Videmanit (Wiedemanit), i cili këtë fjalë e mendon si të dalë nga një bazë *BHORNO dhe e afron me gjermanishten e lartë të vjetër BARO, ***burrë i lirë***, greqisht θέρτερος." "…(BARO) i dha Perendimit emrin BARON." (Vëll.I, f.84-85)

# BUZ/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „Fjala ***BUZË***, sigurisht që u dha latinëvet ***BASIO, puthje***, që bëhet me BUZË. Është fjalë mjaft e hershme.“ (f.89)

**Gjokë Dabaj**: Këtu mund të mendohet për një lidhje metonimie: buzë-basio. Por pak parë e thashë që kjo fjalë mund të shikohet edhe si derivat i një *BUK-.

**Gustav Majeri**: (Jep shumë shembuj gjuhësh të ndryshme. Në fund thotë): "Por këtë BUS- unë do ta mbaja si lashtësisht të afër me latinishten BUCCA (buka), paraforma BUK- me K qiellzore. Prej shqipes fjala ka shkuar në rumanishten e në bullgarishten." (f.96-97)

***Gjokë Dabaj***: Është e rëndësishme që edhe G.Majeri e lidh këtë fjalë me BUK-, duke e konsideruar të lashtë.

**Eqrem Çabej**: "Jokli… sheh këtu një fjalë autoktone të shqipes, me kuptim të parë GOJË, dalë prej një baze *BRZË me R:UR e me –ZË kolektive, dhe e krahason me lituanishten BURNÀ, ***gojë***, armenisht BERAN, ***gojë***, latinisht FORANEN, ***birë***, ***vrimë***… persishte e re BŌSIDAN, ***me puthë***." "(Është) fjalë trako-ilire." „Duke u nisur nga shprehja e Hotit BUZA E GOJËS për BUZA, arrijmë te ***anë, skanj***, si kuptim i parë i fjalës dhe e afrojmë këtë më një anë me Βύξννιον (Buz-), ***qytet në buzë të detit***, e në anë tjetër, me emrin e lumit BUZENTO në Kalabri, si një relikt i

ilirishtes së Italisë (mesapishtes). BUZË mund të ketë dalë prej një *$BH_oRDI\bar{A}$ të jetë e afër me gjermanishten BORD, ***zgrip i anijes***.“ (Vëll.I, f.86)

**Gjokë Dabaj**: BUZA e malit vjen nga BUZA e gjallesës, e njeriut. Prandaj do kërkuar te njeriu etimologjia.

## DARKË (ME U), *me darkue*.

**Zef Krispi**: “Folja τράγειν (tragin), ***me hangër***, për nga forma eolike dhe nga zhvendosja e shkronjës R është fjala shqipe ***DARKEM***.” (f.65)

**Gjokë Dabaj**: Duket se Z.Krispi, me shprehjen “***zhvendosja e shkronjës***” nënkupton metatezën: ***DARK-DRAG , -TRAG***. Por, e së njëjtës rrënjë është edhe fjala shqipe ***DREKË***. Kjo, ashtu si të gjitha etimologjitë e Z.Krispit, duhet vështruar nga një kënd më i gjërë.

**Gustav Majeri**: „Përkon pikë për pikë me greqishten δόρπον, ***vakt i mbrëmjes***, vakt i ngrënies, π- e së cilës kështu qëndron për K velare.“ (f.115)

**Eqrem Çabej**: „I përgjigjet etimologjikisht greqishtes δόρπον, ***darkë***, si një konkordancë pjesore greko-shqiptare.“ „Kuptimi i DARKËS, ***nata a dita para një feste fetare***, del dhe në greqisht δορπία… Fonetikisht shqip K e greqisht π… bashkohen te një labiovelar $Q^u$, si e pa i pari Pederseni… Pederseni δόρπον e nxjerr nga një indoevropiane *D$\hat{R}$ $Q^u$ OM, DARKËN nga një indoevropiane *D $\hat{R}$Q-, e DREKËn nga një indoevropiane *$DROQ^u$.” “Hirti niset nga një bazë dyrrokëse *$DEREQ^u$, që dha më një anë δόρπον, ***darkë,*** më një anë DREKË. Në shqipen e sotme raporti –AR-: -RE- si në DARKË: DREKË shfaqet dhe te një tjetër çift fjalësh: DARDHË: DREDHËZ.” (Vëll.I, f.108)

## DEL/E,-JA (DHEN,-TË).

**Zef Krispi**: „***DANOS*** (në gjuhën frigje) quhej **UJKU**. Kush mund të thotë se nuk rrjedh nga fjala shqipe ***DENE, dhen, dele,*** kundër të cilavet sulet më shumë ujku, fjalë që sikur do ta përshkruajë atë si ***SHQYESI E DHENVET***. Bokarti: Δάνος (danos), ***ujk.“*** (f.40)

**Gjokë Dabaj**: Mbase do të mund të shihej forma ***DHENËS**, por jo me prapashtesën ***–OS***. Sidoqoftë, nuk duhet parë çdo fjalë e këtushme me entuziazmin e Z.Krispit. Ai ka jetuar në kohën e romantizmit.

# DEL/E,-JA.

**Zef Krispi**: „(Emri ***Dalmaci***) mund të shpjegohet edhe me fjalën ***DELMATIA***, ***vathë delesh*** ose ***tufë delesh***, nga fjalët ***DENË***, ***dhen*** ose ***DELE, dele***." (f.52)

**Gjokë Dabaj**: Njihet prej kohësh dhe thuajse është pranuar prej të gjithëvet prejardhja e makrotoponimit ilir ***DALMACI*** nga emri ***DELE, DELME***. Por nuk duhet harruar që në etimologji ka gjithmonë vend edhe për të tjera hamendje. Në një vepër të arqipeshkvit të Tivarit, Gregor Grizogone, fundi i shekullit XII, përmendet toponimi ***DALME***, qytet në bregdetin dalmatin, ku supozohet se është mbajtur një koncil kishtar. A mund të ketë fjala ***DALME*** kuptimin ***e bregut***? Një *****E DALME***, një ***dalje*** në breg të detit dhe prej këtij kuptimi të kenë marrë emrin edhe qyteti në fjalë, edhe krejt ai bregdet që nga Istria deri në Tivar?

**Gustav Majeri**: „E afër me indishte e vjetër DHĀ, greqishtja e vjetër ϑῆλυς, latinisht FELĀRE. Shumësi DHEN (thotë G.Majeri, Gj.D.), për mua është i paqartë." (f.116)

**Eqrem Çabej**: „Ky emër shtaze i përket fondit autokton të shqipes; është një zgjërim me –L i rrënjës indoevropiane *DH ĒI, ***mënd***, që del me të njëjtin zgjërim ndër të tjera edhe në greqisht ϑήλυς, ***që ushqen, që mënd, femër,*** latinisht FELŌ, -ĀRE, ***thith,***... letonisht DÊLS, bir, DÎLE, ***viç*** ose ***qengj mëndarak***, irlandishte e mesme DEL, ***sisë,*** armenishte DAIL, ***kulloshtër***." „Pas mendimit tonë, DELE, DELME, janë pluralet e singularizuar të formavet të moçme *DAL, *DALM, kështu metafonia A:E u krye brenda shqipes." (Vëll.I, f.111)

# DER/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „(Hebraisht:) DERECH, rrugë, në shqip: DEER, derë, portë." (f.22)

**Gjokë Dabaj**: Kuptimisht justifikohet: është formim me marrëdhënie metonimie.

**Gustav Majeri**: (E përafron me greqishten, latinishten, sllavishten e vjetër kishtare, lituanishten, gotishten.) „Rrënja eptohet në DHVER – DHVOR - DHUR“,( thotë në fund G.Majeri. Gj.D.). (f.117)

**Gjokë Dabaj**: Është, pra, fjalë që bën pjesë në të quajturat gjuhë indoevropiane. Por, a shkon historia e fjalëvet edhe përtej të quajturavet gjuhë indoevropiane?

# DESIOS.

**Zef Krispi**: „Emrat ***DESIOS*** dhe ***PANEMOS*** kanë të njëjtin kuptim në shqip dhe në maqedonisht.“ (f.64)

**Gjokë Dabaj**: S'i kuptoj asnjërën nga këto 2 fjalë. **G.Majeri** nuk i ka.

# DET,-I.

**Zef Krispi**: „Sipas Herodotit, emrat e shumë perendive greke vijnë nga gjuha PELLAZGE, dhe ne gjejmë te shqipja ***DEET, deti***, nga e cila rrjedh θέτισ (Thetis).“ (f.43)

**Gjokë Dabaj**: Sigurisht që nuk do hedhur poshtë apriori as mendimi që DET në shqip ka ardhur nga DEUBETUM, por argumentet duhen ballafaquar. Është koha kur, në ballkanologji, në pellazgo-iliro-albanologji, në helenistikë, në sllavistikë, dhe përgjithësisht në fushën e gjuhëvet të quajtura, nga F.Bopi e këndej, indoevropiane, duhet të nisë një lëvrim i ri shkencor dhe për këtë, është e nevojshme që shqiptarët të krijojnë një INSTITUT TË BALLKANISTIKËS, për të cilin unë e kam një projekt me emrin***: Instituti i Ballkanistikës "Konstantini i Madh".*** Nuk është lehtë të thuash që emri i perendeshës TETIA, bijës së Uranit dhe Gjeas, nuk kish lidhje me detin.

**Gustav Majeri**: „Nga *DELT në njëfarë mënyre nga θάλασσα, e cila vetë është krejt e paqartë?“ (f.118)

**Gjokë Dabaj**: Unë shoh këtu një rrënjë që ndoshta do të mund të shpjegohej me fjalën e sotme shqipe THELLË. Ecuria e këtij fjalëformimi do të përfytyrohej kështu: *THELLË-SË, këndej: THALLASA dhe *THELLË-SË, *THELLË-TË, nga mund të ketë dalë * TELLË-TË, pastaj *DELLË-TË, më në fund: *DELLT

dhe DEET. Forma DEUBETUM, në këtë mënyrë, nuk do të mund të merrej si paraardhëse e fjalës DET, por si një paralele e kësaj fjale, krahasuar edhe me fjalën e sotme sllave DUBOKO, që gjithkështu ka kuptimin THELLË.

**Eqrem Çabej**: „Etimologjia e drejtë gjindet te Jokli... DET nga një bazë *DEUB-ETO, i thellë, që dha *DEËT, në arbërishten e Italisë DEJT, e me kontrakcion DĒT me vokal të gjatë... „ „(Albanologë të tjerë) shohin te fjala δύβρις një fjalë mbase të burimit ilir.“ (Vëll.I, f.118)

**Gjokë Dabaj**: Shkurt, asgjë nuk mund të pranohet pa u shqyrtuar e rishqyrtuar me përgjegjësinë, akribinë, por edhe modestinë, që vetëm shkencëtarët e mirëfilltë mund ta disponojnë.

# DIELL,-I.

**Zef Krispi**: „(Nga fjala) ***DIELI, dielli***, rrjedh δέλιος (delios), emri i dytë i Apollonit, Zotit të Diellit.“ (f.43)

# DIELL,-I.

**Zef Krispi**: „DIELI, ***dielli***, nuk është shumë larg nga ήλιος (ilios), por ajo që ia vlen të vihet re është se DIELLI i afrohet shumë rrënjës έλος (elos), ***shkëlqim, vezullim***, prej nga rrjedh έλιος (elios) që pastaj, pas futjes së shkronjës ή, u shkruajt ήλιος. Pikërisht këtë kam vënë re unë, që është e dukshme se shqiptarët nuk e kanë marrë fjalën DIELI nga greqishtja vulgare, ku dielli quhej ήλιον (ilion), por kjo fjalë ka rrjedhur nga gjuha tepër e lashtë. Mund të shtojmë këtu se, te Homeri gjendet fjala Δειέλιος (diellios), ***dielli i mbrëmjes***. (***Iliada***,21, vargu 231) (f. e vep. së Z.Krispit: 70-71)

**Gustav Majeri**: „trajta bazë ndoshta *DEGLO- nga DEG-, djeg... ose *DELNO- nga DAL, ***buroj***. Fjalën ἥλιος e kanë çuar te baza indoevropiane.“ (f.1234)

**Eqrem Çabej**: „Bopi... mendonte për një afrim të kësaj fjale me indishten e vjetër DIV-, ***shkëlqyeshëm***, në DĪVĀ, ***ditë***. Shih edhe Kamardën, i cili krahason dhe greqisht δίαλος... G.Majeri s’i ka dhënë dum kësaj fjale... Pederseni sheh këtu refleksin e rrënjës indoevropiane SVEL, si në greqishten ἥλιος... Më shumë ka të ngjarë që fjala DIELL të jetë afër me grupin kelto-gjerman, irlandishte e mesme

DELAD, ***shkëlqim*** etj.“ „Baza e DIELL-it, një *DEL-, me diftongim të rregullt të E-së, si MIELL, SIELL.“ (Vëll.I, f.125)

# DITË (ME).

**Zef Krispi**: „***MEDITUM, di, të dish,*** ngjan me δαίτ8μ (detum), e cila ka qenë një fjalë e lashtë me μ në vend të ν-së dhe ka rrjedhur prej fjalës δαίω (deo), rrënjë që do të thotë ***DI, NJOH***. Sot grekët ***UNË DI*** e thonë ή ξεύρω (i kseiro) dhe μάθω (matho), sikur të thoshim ή ξεύρω, gjej, μάθω, mësoj.“ (f.73)

**Gustav Majeri**: „Krahaso indishten e vjetër DHĪ – DHĪTÍ, femërore, ***mendim, opinion, arsye, njohuri***; DHYÁJATI, ***ai mendon, reflekton***. Këtu edhe DINÁK, DINAKËRĪ.“ (f.120)

**Eqrem Çabej**: „Pranohet përgjithësisht mendimi i G.Majerit, që e afron këtë brenda shqipes me NDIEJ, e më tej me indishten e vjetër DHI- në DHI-TI, ***mendim, kuptim***.“ „Shqipja DIN- reflekton një indoevropiane *G’IN-.“ „Brenda shqipes, DI lidhet etimologjikisht me NJOH, NJEH... DI nga një *G’INŌ.“ (Vëll.I, f.125)

# DJAL/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „(Shumës: DJEM). dhe vetë DALMACIA, njësoj si të thuash ***DJELMACIA***, do të thotë ***vendi i DJEMVET***, i të rinjvet, nga fjala ***DIELM, djem DIELMAZ, djelmoshë***. (Malte-Brun) (Shih: DELE)“ (f.52)

**Gjokë Dabaj**: Mendoj, siç thashë edhe më lart, se këtu kemi në rrënjë foljen ****ME DALË***, në kuptimin: ***bregdet, breg***, ****DALM/Ë,-A,*** pastaj: *****DALMAT(Ë)SI,-A***.

**Eqrem Çabej**: (Parashtrim i gjatë, Gj.D.) „Valde-Pokorni dhe Pokorni... e bashkojnë me irlandishten e vjetër DEL, ***vishkull, purtekë***.“ „Ostiri e krahason me paragreqishten τᾱλις, ***vajzë e re për martesë***.“ „Në sistemin e leksikut të shqipes DJALË e VAJZË nuk janë emra gjirie, se nuk thonë gjëkundi I DJALI, E VAJZA.“ „Për DJALË do të vendoset një bazë *DEL-, *DHEL-NOM.“ (Vëll.I, f.127-128)

# DJALTH,-I.

**Zef Krispi**: „***THUETHLI***, besoj se është, me zhvendosje shkronjash, ***DIALTHI, djali***. Nuk është i vështirë ndërrimi i ***TH***-së në ***D***, i ***U***-së së shkurtër në ***I*** dhe i ***E***-së në ***A***.“ (f.90)

**Gjokë Dabaj**: Këtu, sipas Z.Krispit, ka një varg dukurishë fonetike, të cilat, në kalim shekujsh, doemos ndodhin. Por, pse në disa raste s'ka të tillë ndërrime? Në analizë e sipër, pikërisht në këto "hollësi" duhet bërë kujdes, sepse në çdo rast mund të bëhen gabime.

# DJEGË (ME).

**Zef Krispi**: „ME DIEGUNE, ***djeg***, duket qartë se është rrënja δαίω (deo), ***ndez***. Sot, në gjuhën greke, thuhet ose καίω (keo), si në gjuhën letrare, ose καύγω (kaigo), që vjen edhe kjo nga fjala e lashtë καύω (kaio). Ndërkohë, është për t'u vërejtur se, në gjuhën shqipe, gjenden 2 rrënjët e vjetra δαίω si te DIEGUNE dhe te DIEDHUR dhe δαίω (deo) si te ME DITUN.“ (f.73)

**Gustav Majeri**: „Krahaso indishten e vjetër DÁHATI, lituanishten DEGÙ, ***djeg,*** (sllavishte e vjetër kishtare ŽEGĄ, ***djeg***.) Baza e së tashmes shqip *DÉGŌ.“ (f.123)

# DJERS/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „***DIERS, djersë***, duket διέρευσις, διά ρέυσις (diereusis, dia reusis), ***rrjedhje, derdhje.*** Në greqishten vulgare edhe atë letrare, djersa quhet ίδρώς (idros).“ (f.79)

**Gustav Majeri**: „Për DIESRË = DES-RO të indishtes së vjetër.“ (f.124)

**Gjokë Dabaj**: Thuajse të gjitha fjalët e Z.Krispit vazhdojnë të quhen ***TË LASHTA*** edhe prej G.Majerit, si dhe prej E.Çabejt. Kjo është e rëndësishme të vihet në dukje.

# DOR/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „***DORA***, është në greqishten e vjetër δώρον (doron), ***pëllëmba e dorës***. Në greqisht, dora sot quhet χέρι, τό (heri, to), në gjuhën popullore, dhe χείρ, ή (hir, i), në gjuhën letrare.(f.73 dhe f.81)

**Gustav Majeri**: „DORË është e afër me greqishten χείρ, armenishten JEŔN, dorë dhe i përket trajtës rrënjore që gjendet në bazë të latinishtes HĒRĒS... Trajta bazë *ǴHĒRÂ.“ „Edhe greqishtja δῶρον (që te Homeri (etj)... duhet të qëndrojë larg.“ (f.125-126)

# **DRAP/ËR,-RI**.

**Zef Krispi**: „(Ishujt) ***DREPANO*** dhe ***ZANGLA*** u quajtën kështu, se kanë pamjen e një ***DRAPRI***. Δρέπανον (DREPANON) do të thotë ***DRAPËR***, prej nga ka marrë emrin edhe ***TRAPANI***, ndërsa ζαγκλη (zagli), në gjuhën greke sikule, do të thotë përsëri ***DRAPËR***, prej ku e kishte marrë emrin e lashtë edhe ***MESINA: ZANKLA***.“ (f.51)

**Gjokë Dabaj**: Së pari, folja ***ME ZANË*** mos ka farë lidhjeje me këtë? ****ME ZANË***, ***me kapë*** (tufën e barit). Së dyti, mendimi im ka qenë se edhe ***DRAPANON*** duhet të jetë pellazgo-ilirizëm në greqishten e vjetër. Ashtu si edhe ***LAKHANON e MAKHANON***.

# **DRAP/ËR,-I**.

**Zef Krispi**: „***DRAPRI***, δρεπάνι, τό (drepani, to), (është) fjalë vulgare nga δρέπανον (drepanon) dhe δρεπάνη (drepani) të gjuhës letrare.“ (f.91)

**Gjokë Dabaj**: Zef Krispi mendon që kjo fjalë mund të jetë një greqizëm në shqip. Unë mendoj që, në rrënjën e emrit DRAPËN, drapër, duhet kërkuar folja ME RJEPË, ndërsa tingulli D përpara dhe rrokjet –AN, -ON prapa, duhen parë si ndajshtesa. Kjo lidhet drejtpërsëdrejti me punën që kryen drapri në një djerr me bar të rritur. Shih pak më lart.

**Gustav Majeri**: „Krahaso greqisht δρέπω... atje hyn edhe persishtja e re DIRAWîDAN, DURÛDAN, korr.“ (f.127)

**Eqrem Çabej**: „Buge dhe Tumbi (Bugge, Thumb) shohin këtu një huazim nga greqishtja e vjetër, nga një formë *δράπανον për δρέπανον.“ „Ka shumë të gjarë që shqipja ta ketë marrë prej greqishtes sesa ta ketë gjiri me të; ashtu si ka marrë MOKËR, MANGE etj.“ (Vëll.I, f.136)

**Gjokë Dabaj**: Unë mendoj ndryshe. Shih edhe njëherë më sipër.

# DRITH/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „Është ***TRITICUM*** i latinëvet dhe duhet besuar se ***DRITH*** është një fjalë më e vjetër se latinia ***FRUMENTUM***, një fjalë kjo më e përhapur, meqë në gjuhën popullore kaloi në italisht si ***FRUMENTO***. (***TRITICUM, grurë*** e latinishtes mund të ketë dhënë ****TRITTH*** në arbërishten.“ (f.86)

**Gjokë Dabaj**: Së këndejmi fonetikisht është krejtësisht e përligjur forma ***DRITHË***. Por kjo nuk e përjashton mundësinë që rrënja ***TRIT*** të jetë një pellazgo-ilirizëm në latinisht. Unë, ndoshta gabimisht, e kam pasë nxjerrë këtë fjalë prej emrit asnjanës **T(Ë) RITH***, për misër, duke e dalluar prej emrit ***TË LASHTA,-T, grurë, thekër, elb*** etj.

**Gustav Majeri**: „Nga rrënja gegërishte DRITHËN; Ksilanderi (Xylander) ka DRíTHËRË, ***frut***.“ (f.128)

# DROMC/Ë,-A (DRAMCË).

**Zef Krispi**: „Te ‚***Athinasi***‘, lib.3, kam gjetur se δράμικες (dramikes) te atamantët, një popullsi thesale, quheshin disa lloj ***BUKËSH***, dhe se δράμιν (dramin) quhej ***BUKA*** nga maqedonasit dhe thesalët. Në gjuhën shqipe, ***DRAMS*** dhe ***DRAMSIT*** janë do lloj brumi i pjekur ose i zier (si lazanjat siciliane). Kështu mund të gjenden edhe fjalë të tjera, përveç atyre etnografike dhe gjeografike që i kemi përmendur më lart.” (f.55)

**Gjokë Dabaj**: ***Fjalori*** 1980 e ka ***DROMCË***, ***thërrime buke***. Në Shestan thërrimes i thonë ***DRAMCË***. Në maqedonishten e lashtë kjo fjalë mund të jetë përdorur për ***BUKË*** me rrugë metonimie.

**Gustav Majeri**: “Është sërbishtja DROBNICA, ***thërrmijë***, nga sllavishtja e vjetër kishtare DROBЬNЬ, DROBITI, ***thërrmoj***.” (f.129)

**Gjokë Dabaj**: Por e gjithë kjo nuk mund të shkëputet nga shqipja ***ME DËRRMUE***.

**Eqrem Çabej**: “Kjo fjalë i përket më fort rrënjës indoevropiane *DHREU-, ***thyej***, ***thërrmoj***, Greqisht θραύω, ***thërmoj***.” (Vëll.I, f.142)

# DRU,-RI (DRUNI).

**Zef Krispi**: "***DRYMAS*** ose më mirë ***DRYMATH, hardhi e madhe*** ose ***DRU I MADH,*** është njësoj sikur të thuhet ***I MADH si një pemë***, ose ***i harlisur, i gjallë si një hardhi***. ***DRI*** ose ***DRY*** në shqip do të thotë ***HARDHI*** ose ***TRISKULL*** (***bisk hardhie***). Në anglisht, ***TREE*** (shqiptohet ***TRII***) do të thotë ***PEMË*** dhe është fjalë saksone." (f.33)

**Gjokë Dabaj**: Te forma sllave ***DRVO*** (dërvo), ***dru***, kemi prapë të njëjtën rrënjë. A janë huazime, apo kanë një prejardhje të përbashkët prej fondit të lashtë të quajtur indoevropian?

# DRU,-RI.

**Zef Krispi**: "***DURION***, dru që shqiptarët e quajnë ***DRURI***. Kjo fjalë është bërë e njohur nga Kali i Trojës, vepër e Epeusit dhe Minervës. E përmend HOMERI te "***Odiseja***" me fjalën δορατές (dorates) dhe po ky poet, e quan δ8ρατα (durata) ***drurin në përgjithësi***. "***Odiseja***" 5, v.162. δ8ρατα μακρά ταμών (durata makra tamon)." (f.41)

**Gjokë Dabaj**: Midis DUR dhe DRU mund të thuhet se ka një lloj metateze, por gjithsesi, pa hulumtime më të përimët, është vështirë të nxiret një përfundim qind për qind bindës.

# DRU,-RI (DRUNI).

**Zef Krispi**: "***DURI*** ose ***DRURI***, është një fjalë e vjetër greke që vjen nga δ8ριον (durion) dhe, siç e vërejtëm më lart, Homeri e quan Kalin e Trojës ***kalë prej druri*** dhe vetë ***druri***, nga Homeri, quhet δούρατα (durata). Δόρυ (dori) në fakt është ***druri i heshtës***, pastaj, me këtë emër quhej edhe e tërë heshta. Është futur shkronja ***υ*** dhe është bërë δ8ρυ, δ8ριον (duri, durion). Shqiptarët nuk mund ta kenë marrë këtë fjalë nga greqishtja më pak e lashtë, sepse përndryshe do ta kishin marrë prej fjalës ξύλον (ksilon)." (f.76)

**Gustav Majeri:** "Krahaso indishtja e vjetër DRU-, ***dru, pemë,*** greqisht δρύς, ***pemë, dushk***, sllavishte e vjetër kishtare DRЪVA, ***dru,*** gotishte TRIU, ***dru, pemë***. Rrënja bazë shqipe është ndoshta DRUVA-, e barabartë së pari me sllavishten." (f.129)

**Gjokë Dabaj**: Do parë mirë, sepse forma DRVO mund të jetë iliro-albanizëm në sllavishtet, me zbërthim të -U-së së gjatë në -VO.

**Eqrem Çabej**: "Fjalë e fondit autokton, që afrohet me indishten e vjetër DRU e avestishten DRU-, ***dru,*** greqisht δρῦς, ***dru, lis,*** sllavishte e vjetër kishtare DЪRVA…" (vëll.I, f.142-143)

**Gjokë Dabaj**: Por, sllavishtja "e vjetër" kishtare nuk është më e largët se shekulli IX pas Krishtit.

# DYT/Ë,-I (I).

**Zef Krispi**: "***I D88TI, i dyti,*** është e thjeshtë të gjendet se ka lidhje me δύω (duo), ***dy***, dhe aq më shumë që tingulli ***υ***, në shqiptimin e tij të lashtë, i ngjante ***8***-së shqipe. Grekët sot përdorin fjalën δεύτερος (deuteros), që i përket gjuhës letrare greke."(f.72)

**Gustav Majeri**: "**DY** është indoevropiane DŪ, duali emëror i një rrënje me U=latinisht DÙ, beotisht διού." (f.132)

**Eqrem Çabej**: "Fjalë e fondit autokton, po me formë historikisht të pasqaruar." "(E gjejmë te) emra tipikë të Shqipërisë së Lashtë, si DIMALUM, DIBALTUM." (Vëll.I, f.149-150)

# DHE,-U.

**Zef Krispi**: "Pastaj, nëse duam të mësojmë edhe domethënien e ***DEUKALIONIT***, do ta gjejmë përsëri vetëm permes shqipes. ***DÊ*** do të thotë ***DHE***, ***tokë***, sepse në dialektin eolik, fjalës greke γα (ga) i thonë γή (gi). Duke zëvendësuar shkronjën ***η*** me ***α***, është përftuar fjalqa greke ***γα*** e pastaj, duke shndërruar ***γ*** në ***δ***, është marrë ***δά*** (dha), fjalë e përdorur edhe nga fisi i dorëvet, në dialektin e ri dorik." (f.33)

**Gjokë Dabaj**: Në të vërtetë duhet parë ndryshe. Mos janë format ***DHE*** e ***DHA*** më të hershme se ***γη*** e ***γα***?

# DHE,-U.

**Zef Krispi**: “**DEE**, dhe, tokë, prej nga rrjedh δηώ (dio) ose δημήτηρ (dimitir), emir I DEMETRËS.“ (F.43)

## DHE,-U, *tokë*.

**Zef Krispi**: “Δά (dha), ***toka, dheu***, është një fjalë e lashtë dorike që është thënë γά(gja, ga), dhe kjo është në fakt γή (gji), nga γαια (gjea), ***toka***. Sot në shqip thuhet ***DÊE***, ***dhe, tokë***, por në greqishten e sotme ka mbetur thjeshtë γή. Duhet kujtuar ndërkaq se shqiptarët e shqiptojnë butë germen ***D*** të fjalës ***DÊE***, si δ (dh) greke dhe ajo, në fakt, shkruhet ***DH***. Pra, δά dhe ***DÊE*** janë të ngjashme, aq më tepër që α te δά rrjedh nga ή dhe, si rrjedhojë, duhet t’i afrohet tingullit të 2 ***E***-ve, prandaj shqiptimi i ***DÊE*** është i ngjashëm me atë të δά, prandaj është fjalë po kaq e lashtë sa ajo.” (f.72)

**Gjokë Dabaj**: Autori është ndalur gjatë në arsyetimin e vet dhe kjo dëshmon që ai, me të drejtë, dëshironte ta sqaronte mirë këtë fjalë. Nuk ia ka arritur plotësisht, prandaj kërkohet saktësim më profesional prej dijetarëvet tanë të sotëm.

**Gustav Majeri: (**E afron me sllavishten e vjetër kishtare **ZEMLJA,** lituanisht **ŽẼME**, avetishten **ZEMŌ,** ose me greqishten γά, γή, ***dhe***.Gj.D.) (f.134)

## ETJ/E,-A.

**Zef Krispi**: “(Hebraisht:) ***SCETIJA, pije***, në shqip: ***ETIJA, etje***.“ (f.22)

**Gjokë Dabaj**: Ç’është ***SC***? Si lexohet? ***ETJA*** është trajtë e shquar. Rrënja e fjalës është ***ET.*** Krs. me sllavishten ***ŽEĐ*** (zhegj), ***etje***, nga ****Ž-ED-J***.

**Gustav Majeri**: “Nga **EUS-TI** prej **EUS-**, ***djeg***, ose afër me greqishten αίτ-έω, ***dëshirë***.” (f.143)

**Eqrem Çabej**: “Bashkimi i ET-it me greqishten αῖθος, irlandishten e vjetër AED, zjarr etj…, mund të jetë i drejtë, në qoftë se ndërrimi AI:E pranohet si i sigurtë.” (Vëll.I, f.167-168)

## ETHE,-T.

**Zef Krispi**: "***HETHETË, ethet***, është fjalë që vjen nga έθω (etho), ***djeg***. Nuk ka mundësi të ketë rrjedhur nga greqishtja vulgare, sepse, ethet në gjuhën popullore quhen τό θέρμι (to thermi), ngjashëm me fjalën letrare θέρμη, ή (thermi, i), ethe, si πυρετός (piretos)." (f.67)

**Gustav Majeri:** "Nga indoevropianishtja **EUS-**, ***djeg***. Krahaso indishtja e vjetër **ŐŠĀMI**, greqishtja εὓω, latinishtja **ŪRO**. Krahaso **URË**." (f.144)

**Gjokë Dabaj**: URË zjarri? Por në variantin verior në shqip vjen me N: UNË, madje HUNË-A.

**Eqrem Çabej**: "Kamarda e krahason me greqishten αἴϑω, ***ndez, digjem***… Cimohovski… të 2 fjalët (ETHE dhe ET) i nxjerr prej një baze *AIDHOS, duke i afruar me indishten e vjetër ÉDHAH, ***dru për të djegur***, greqisht αῖϑος, ***zjarr***, irlandishte e vjetër AED, ***zjarr***." "ETHE mund të jetë plurali metafonik i një *ATH,-I…" "ATH, ETHE, nga një *AZDH:*ADH-, me shurdhim të spirantit fundor." (Vëll.I, f.168-169)

## **ËM/Ë,-A**, ***nënë***.

**Zef Krispi**: "Hebraisht: ***HIMOT***, ***nënat,*** është shumësi i ***HEM, nënë***. I njëjti emër në shqip ***ËM, nënë***, e formon ngjashëm: ***ËMAT, nënat***. Për më tepër, fjala duket se është e njëjta në shqip dhe hebraisht." (f.24)

**Gjokë Dabaj**: Nëse ***–OT*** është edhe në hebraisht mbaresë shumësi, si në shqip***:*** ***ËM-A-T, AR-A-T, TOK-A-T***, konstatimi ka vlerë, nëse jo, përkimi midis ***–OT*** dhe ***–AT*** është i rastësishëm.

## **ËM/Ë,-A**, ***nënë***.

**Zef Krispi**: "Hebraisht: ***HIMAA, nëna***, është krejt si në shqip: ***ËMA, nëna***, ku mund të vihet re edhe zanorja që tregon rasën e fundit, ***HEM, nënë*** në hebrtaisht, ***ËM, nënë*** në shqip. ***HIMAA***, ***nëna*** në hebraisht, ***ËMA, nëna*** në gjuhën shqipe apo eprote." (f.24)

**Gustav Majeri**: (E krahason me nordishten AMMA, gjermanishten e lartë të vjetër AMME, groednishten OMA, ***nënë***, spanjisht, portugalisht AMA, ***zonjë, zonjë shtëpie,*** baskisht AMA, greqisht ἁμμάς, … ἁμμία.Gj.D.) (f.46)

# FALË (ME U).

**Zef Krispi**: "***FALEM, të falem, të përshëndes***, duket se është fjala ***VALE*** e latinëvet. Këtu mund të vihet re lashtësia e frymëtimit te fjala shqipe në një lloj digame, e shndërruar pastaj në ***VE***, pra në shqiptimin tjetër të digamës që shqiptohej edhe si ***V***. Sido që të jetë, nuk mund të vihet në dyshim se, në gjuhën shqipe gjenden fjalë të latinishtes së vjetër. Kjo konfirmohet më së miri nga historia e ALBANËVET që kaluan nëpër Lacio pas shkatërrimit të Trojës. Një provë tjetër për lidhjen mes shqipes dhe gjuhës frigje mund të nxirret nga shtegtimi dhe dyndja e trojanëvet që kaluan në Itali." (f.86)

**Gjokë Dabaj**: Vo! Këtu ka hapësirë për diskutime të shumtë. 1.Ç'janë këta ***ALBANË***, që nga Frigjia, madje që nga Kavkazi e në Lacio dhe, me të njëjtin emër, edhe në Arbërinë që sot quhet Shqipëri? 2. Për analogji me këtë, kemi edhe DARDANËT në Trojë, ngushticën DARDANELE dhe DARDANËT në DARDANI, Kosovën e sotme 3.Forma latine ***VALE***, ***VALEO, jam i fuqishëm***, me ***V*** e jo me ***F*** si në shqip, haset me ***V*** edhe te sllavët: ***HVALLA, falemnderit***, dhe ***VALATI, me vlejtë***. 4.Forma ***TË FALEM***, mund të ketë edhe kuptimin ***TË LËVDOJ***, krahasuar me sllavishten ***HVALIM TE, të lëvdoj***.

# FALË (ME).

**Zef Krispi**: "***CELVANSL*** do të thotë ***ofron përshëndetje*** ose ***ofron dhuratë*** nga ***CEL, sjell*** dhe ***FALS, fal***, pra ***dhuroj*** ose ***përshëndes***. Është për t'u theksuar se, në original, gjendet shkronja etruske Ͻ (me aksan grav), e cila, për analogji me shkronjën greke ***Ċ***, mund të shihet si ***S***: ***SELVANSL***, madje në shqip thuhet edhe ***SEL***, edhe ***CEL***. Për më tepër, te ***VANSL*** gjendet shkronja ꓶ që është digamma e ***F***-së, e cila shqiptohej e frymëtuar si ***V*** ose si ***F***. Pra, ***VANSL*** mund të jetë ***FANSL*** dhe, duke zhvendosur shkronjat, marrim ***FALNS, fals."*** (f.89)

**Gjokë Dabaj**: Nëse ka bazë për t'u mbështetur, shprehja do të ishte: ****SJELL (TË) FAL(U)N***. Shih: ***ME SJELLË***.

**Gustav Majeri**: "Nga bullgarishtja ***FALJA=HVALJA***, lëvdoj, sërbishtja ***HVALA*** (hvalla), sllavishtja e vjetër kishtare ***HVALA*** (hvalla)."

**Gjokë Dabaj**: Duhet të jetë e kundërta: iliro-albanizëm në sllavisht.

**Eqrem Çabej**: "Afrimi me greqishten σφάλλω është mjaft afër menç… Ndërkaq, lidhjet etimologjike të fjalës greke janë të diskutueshme. Shqip F ka dalë nga një SP(H), pra baza e FAL është një *SP(H)ALNŌ…" (Vëll.I, f.173-174)

# FLAK/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "***FLACHA, flakë*** ngjan me φλόξ (floks) në gjuhën letrare greke dhe φλόγα (floga) në atë vulgaren." (f.80)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar me latinishten ***FLAMMA, flakë*** dhe me sllavishten ***PLAMEN*** (pllamen), ***flakë***.

**Gustav Majeri**: "është latinishtja *****FLAKA***, me metatezë nga ***FACLA*** (fakla) për ***FACULA*** (fakula)." (f.154)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar prapë edhe me lat. ***FOCUS***, ***zjarr***, duke parë aty edhe ndajshtesën ***–L***, pastaj: ***O*** në ***A*** apo ****FAK*** e pastaj ***A*** në ***O***, metatezën që e përmend G.Majeri etj. Pra, duhet gjetur më parë prej nga ka ardhur formanti FOC (fok) apo *FAK.

**Eqrem Çabej**: "FLAKË mund të jetë në gjuhën shqipe një fjalë vendi, dhe rumanishtja FLACARA një reflex i saj. Mbase ka ndodhur në latinitetin ballkanik kryqëzimi i një fjale autoktone me latinisten FACLA." (Vëll.I, F.187)

# FOLË (ME).

**Zef Krispi**: "***FLAS***, është rrënja φλάζω (flazo), ***them, flas***, por grekët e sotëm thonë μιλώ, όμιλώ (milo, omilo), ***flas***, që gjendet në domethënien e ***FLAS*** edhe në gjuhën letrare dhe tregon pikërisht të folurit nëpër kongrese dhe mbledhje, nga όμιλος (omilos), ***turmë, grup***, prej së cilës ka lindur pastaj όμιλία (omilia)." (f.74)

# FRIK/Ë,-A.

**Zef Krispi**: “***FRIKË***, φρίκη (friki), ***dridhje, ankth***. (f.83)

**Gustav Majeri**: “Nga greqishtja e re φρίκι, frikë. Armenisht ***FRICĂ*** (frika).” (f.158)

# FRY (ME).

**Zef Krispi**: “Etnografia e FRIGJISË dhe gjeografia e saj fizike na hedhin dritë mbi gjuhën e këtij populli. Fjala ***FRIGJ*** ose ***FRIGOS***, shqiptohet me φ të frymtuar që më pas u bë ***V*** dhe ***FRIGJTË*** u quajtën edhe ***VRIGHES***. Kjo fjalë ka kuptim në gjuhën shqipe dhe do të thotë ***FRYRËS***, nga fjala ***FRIN, frynë***. Ndoshta aludohet për pëdorimin e FRYRJES me kacekë nëpër furra, ngaqë FRIGJTË qenë të parët që punuan metale në zjarr.” (f.25)

**Gjokë Dabaj**: Z.Krispi e afron më tej etnonimin ***FRIGJ*** edhe me “fjalën greke” ό πύρ (o pir), ***zjarr*** dhe me OPHIR (ofir) që në gjuhën hebreje do të thotë ***FLORI*** dhe në guhën popullore quhet ***OBRIZ, OPHRIZIUM*** (ofrizium), vend, në të cilin, brenda oxhaqeve me zjarr, veçohej ari nga rërat e lumenjvet që merreshin nga Kaukazi..

***Gustav Majeri***: “Zor se hyn këtu ***FIROMË***.” (f.159)

**Gjokë Dabaj**: Krahaso, ***FRULA*** (frulla) në sllavisht, ***vegël frymore***, dukshëm iliro-albanizëm.

**Eqrem Çabej:** “Më afë menç është të kërkohet te FRYJ një formim onomatopeik, një fjalë që do t’ia përngjasë veprimit të së fryrit.” (Vëll.I, f.196)

**Gjokë Dabaj**: Mundet, por unë, hë për hë, nuk mendoj kështu.

# FTOHTË (CIKNË).

**Zef Krispi**: “(Hebraisht:) ***ZINA, shqyt, mburojë***, por që në gjuhën kaldaike merret për ***ftohtë***. ***SELEG AZINA CHA, e ftohtë si bora***. Në shqip: ***ZIN, ftohtë***.” (f.22)

**Gjokë Dabaj**: Fjalori 1980 e ka ***CIKNË***, ***acar***. Do parë si është te arbëreshët. Do krahasuar edhe me sllavishten, ***ZIMA, dimër***.

***Gustav Majeri***: "Ndoshta duhet nisur nga pjesorja ***FTOFTË*** dhe këtë ta marrim si ***VË-TOP-TË***, nga ***TEP***=indishte e vjetër ***TAP***-, sllavisht, latinisht ***TEP***-, jam i vakët." (f.160)

**Gjokë Dabaj**: Krahasojmë sllavishten TOPLOPTA (topllota), ***nxehtësi***.

## FT/UA,-OI.

**Zef Krispi**: "Kapadocia, që ndodhej në Frigji, quhej ***CAPHTORA*** (Kaftora), sepse gëlonte nga ***FTONJTË***, prej fjalës frigjo-shqipe ***HA FTUA, ha ftua***, ose ***CÂ FTUA, ka ftua, ka ftonj***." (f.30-31)

**Gjokë Dabaj**: 1.Është pak e besueshme, në mos aspak. Do parë etimologjia e FTOIT. 2. Ç'është ***–RA***, te ***KAFTO-RA***?

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***COTŌNEUM***, ftua=***CYDŌNIUM MĀLUM***. Sllavishte e vjetër kishtare ***GDUNJA*** krahas ***KIDONJE***, italisht ***COTOGNA*** (kotonja), aromunisht ***GUTUNJE***, rumanisht ***GUTUIŬ.***" (f.160)

## GROP/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Cekropi, kur mbërriti në Atikën e shkretë, gjeti aty banorë shpellash që, në gjuhën frigjo-shqipe, quheshin ***GHIEN-CROP, gjen gropë, gropëgjetës***, ose ndoshta ***KROP*** do të thotë **SHPELLLË, vrimë,** ***gropë*** ose ***zgavër***, prej nga vjen fjala greke κρύπτά (kripta), ***shpellë*** dhe κρύπτω (kripto), ***i fshehtë***." (f.32)

**Gjokë Dabaj**: 1.Do parë etimologjia e foljes ***ME GJETË***. 2.Krahaso sllavisht: ***KRITI, me fshehë***. Gj.D.)

**Gustav Majeri**: "Është identike me rumanishten ***GROAPĂ***, ***gropë, shpellë***. Konceptimi si huazim nga sllavishtja e vjetër kishtare ***GROBЪ***, bullgarisht e sërbisht ***GROB***, ***gropë, varr***, është i dyshimtë për shkak të ***P***-së. Sllovenishtja ***GRAPA***, ***gropë, hendek***, rrjedh nga gjermanishtja. Ka mundësi që sllavishtja ***GROB*** të ketë kaluar në shqipen (duke shurdhuar ***B***-në në ***P***). Fjala rumune në atë rast rrjedh prej shqipes." (f.179)

**Gjokë Dabaj**: Të gjitha këto gjuhë që përmend këtu G.Majeri, përveç dako-rumanishtes, janë më të reja se iliro-arbërishtja. G.Majeri, në shumë raste, duke

vënë shqipen kronologjikisht pas sllavishtevet, ka bërë një gabim metodik, që doemos e çon dijetarin në lajthitje.

## GRUA,-JA.

**Zef Krispi**: "***GRUA***, thotë Malte-Bruni, përkon me γράια (grea), një emër i pëveçëm femëror grek. Kështu që, sipas këtij studiuesi, është njësoj sikur të thuash thjeshtë ***greke***. Por unë besoj se GRUA është më shumë γραία (grea), që permes dierezës, është bërë γράια, e cila ngjan me γρȣια, γρȣα (gruia, grua). Dhe pikërisht γραία (grea) do të thotë GRUA PLAKË, madje mund të merret fare mire për ***zonjë shtëpie***, në kuptimin e gruas me përvojë. Sido që të jetë, ***GRUA*** është një fjalë shumë e vjetër." (f.80)

**Gjokë Dabaj**: Vo! 1.Te format γράια dhe γραία ndryshimi është vetëm te zanorja që theksohet. Duhet bërë më qartë arsyetimi. 2.Shih foljen ***ME RUOJT***. Homeri e ka ***RUO***, me dyzanorëshin ***UO***. Këtu na del ***UA***. Z.Krispi nuk i ka vënë në dukje të këtillë aspekte jo pak të rëndësishëm.

**Gustav Majeri**: "Fjalë e errët. ***GRUA*** të shpie te një rrënjë ***GRŌN***. A mos është përftuar kjo me disimilim nga *****GRŌN***, dhe ***GNŌ***- është identike me indoevropeishten ***GNĀ*** në indishten e vjetër ***GNÁ-***, ***e shoqja e hyut***, irlandishte e vjetër gjinore ***MNĀ***, ***e gruas*** (=****BNAS***, gjinore e ***BEN)***, krahaso γυνή etj? Në atë rast, -N do të ishte një element parashtesor." (f.180)

**Gjokë Dabaj**: Krahaso latinisht ***GENERO***, ***me lindë***, ***GENS***, ***fis, pasardhës***, greqisht γένος, ***lindje, krijim***. ****GENUE- *GËRUA-GRUA (GRUO, GRUE)***. Do të kishim një rotacizëm të hershëm.

## GRUSHT.-I.

**Zef Krispi**: „***GRUST, grusht***, ngjan me γρόθος (grothos) në greqishten vulgare. (Sipas Malte-Brunit)" (f.80)

**Gjokë Dabaj**: Jo vetëm G.Majeri, siç shihet pak më poshtë, por edhe sllavistë të tjerë, emrin ***GRUSHT*** e nxjerrin si sllavizëm në gjuhën shqipe. Kjo e dhënë e Malte-Brunit dhe e Zef Krispit e përjashton prejardhjen sllave të kësaj fjale. Ky emër ndoshta mund të kërkohet edhe te një *GURËSTË, me një lloj metateze,

GRUST, pastaj kalim i S-ë në SH dhe GRUSHT. Pra, formim brenda gjuhës shqipe.

**Gustav Majeri**: “Nga serbishtja GRST= sllavishte e vjetër kishtare GRЪSTЬ, grusht, prej nga edhe rumanishtja GÎRŞT. Do të pritej shqip GËRSHT ose GRËSHT.” (f.180)

**Gjokë Dabaj**: Është më afër mendsh si iliro-albanizëm në këto gjuhë, me rrënjën GUR.

# GUR,-I.

**Zef Krispi**: „Koribantët quheshin edhe ***GURETI***, nga fjala ***GUR***, pra, banorë të ***GURËVET*** e të vendevet me ***GURË***.“ (f.27)

**Gjokë Dabaj**: A mund të ketë lidhje emri i sotëm i KURDËVET me GURETËT?

# GUR,-I.

**Zef Krispi**: “Koribantët ose ***KURETËT***, më në fund, kaluan në KRETË dhe i vunë malit, në të cilin jetonin, emrin ***IDA***, duke i dhënë kështu të njëjtin emër që i kishin vënë edhe atij pranë TROADËS (në Frigji), ndërsa ishulli u quajt ***KRETË***, sikur të thuash ***KURETË***.” (f.28)

**Gjokë Dabaj**: 1. Ç’kuptim ka emri ***ID/Ë,-A***, që gjendet edhe afër TROJËS, edhe në Kretë? 2. S’është jashtë hamendjes që emri i KRETËS të ketë ardhur nga GUR. 3.Është thënë që ***KURETË*** mund të ketë lidhje me foljen ***KORR***. Cila prej këtyre është më e besueshme? Shih edhe foljen ME KORRË.

# GUR,-I.

**Zef Krispi**: “***GUROS*** ose ***GLURO***, në gjuhën frigje, do të thotë ***GUR ARI*** ose ***copë ari***, një fjalë që ka mbetur te shqiptarët ***GÛR, gur,*** edhe pse jo prej ari. Hezikus: Γλούρεα χρύσεα, φρύγες γληρός χρυσός (glurea hrisea, friges gliros hrisis). Favorini, leksikograf latin i sh. XVI: γλούρεα χρύσεα. Φρύγες γȢρός χρυσός (glurea hrisea. Friges guros hrisos).” (f.37-38)

**Gustav Majeri**: “Fjala sllave ***GORA*** etj. pas gjase duhet mbajtur larg.” (f.183)

**Gjokë Dabaj**: 1.Ndoshta vërtet duhet mbajtur larg fjala ***GORA***, në kuptimin që fjala ***GUR*** e shqipes nuk është marrë andej. Por nga ***GUR*** edhe mund të ketë rezultuar një *****GOR,-A***. 2. Tërheq vëmendjen emri ***HRISOS***, ***ar, flori***. Slljq: ***RIZNICA***, ***thesarore***, vend për ruajtjen e arit dhe sendevet të çmuar. Por ka në gjuhët sllave edhe një emër, ***HRID***, me kuptimin ***shkëmb***.

# GJETË (ME).

**Zef Krispi**: "Cekropi, kur mbërriti në Atikën e shkretë, gjeti aty banorë shpellash që, në gjuhën frigjo-shqipe, quheshin ***GHIEN-CROP***, ***gjen gropë, gropëgjetës***." (f.32)

**Gjokë Dabaj**: Cekropi (Kekropi), mbreti i parë i Athinës, njeriu që i vuri emrin i atij qyteti, ishte pellazg dhe i emërtoi njerëzit e atyshëm në gjuhën pellazge. Po njerëzit që i gjeti aty, a nuk ishin pellazgë?

**Eqrem Çabej:** "Te GJEJ do parë një formë verbale metaforike dalë nga një *GANJ… prej *GANDIŌ." "Me të dhënat e shqipes vërtetohet që G,GJ, burojnë nga K,G, si zhvillime kryer brenda shqipes." (Vëll.I, f.223-224)

# GJITHË (TË).

**Zef Krispi**: "***GHITHË***, që ngjan me χυθ (hith), ***të gjithë, shumica***, vjen nga χύμα (hima), ***madhësi***: χύμα shpjegohet nga Hezikiusi me fjalën πλήθος (plithos), ***shumica***. Por sot përdoret όλοι (oli), ***të gjithë***, nga fjala letrare όλος, η, ον (olos, i, on) ***i/të gjithë***." (f.71)

**Gustav Majeri**: "A është e afër me të fjala krejt e izoluar gjermane ***GANZ*** (ganc), ***gjithë, krejt***? ***GJITHË*** mund të qëndrojë për *****GJENTHË***. Kurdisht thuhet ***GI, GIŠ, GISK, GIŠK***, ***çdo, secili***, shumës ***të gjithë***." (f.190).

# GJUE (ME).

**Zef Krispi**: "Dhelpra në gjuhën frigje quhej VANOS, ουάνος (uanos) dhe në shqip GHIUVAN, që në të vërtetë do të thotë: GJUAN ose GJUETARE. Sipas Bokardit: Ουανούν (uanun)." (f.40)

**Gjokë Dabaj**: Forma GJUAN është folje në vetën e tretë të kohës së tashme dëftore. Nuk është as në pjesore, as në ndonjë formë tjetër bazë. A mund të dilte emri i një kafshe nga kjo formë jothemlore?

**Gustav Majeri**: "Krahaso sërbishten ***GNATI, GONITI***, ***gjuaj, ndjek***." (f.184)

**Gjokë Dabaj**: Në Shestan përdoret ***GJONJ/Ë,-A***, për ***gjah***. Por nuk mund të mendohet se vjen nga një *****GON***, sepse ***G***-ja s'kish si kalonte në ***GJ*** para një zanoreje të fortë. As zbërthimi i ***O***-së në ***UO, UE, UA (GJUONJ, GJUEJ. GJUAJ***), në atë pozicion, nuk përligjet fonetikisht. Megjithkëtë, nuk mund të themi me bindje që, midis ***GJUAJ (GJAH)*** dhe ***GONITI***, s'ka kurrfarë lidhjeje.

# HAPË (ME).

**Zef Krispi: "**(Hebraisht:) ***CHAPAR, gërmova***, në shqip: ***HAP, ndaj***." (f.22)

**Gjokë Dabaj**: Ndoshta me kuptimin ***SHPËRNDAJ***. Por, si lexohet fjala hebreje, ***HAPAR*** apo ***KAPAR***? Ç'është –***AR***? Si bën kjo folje në kohën e tashme? Po në pjesore? A kanë pjesore hebrenjtë? Duhet njohur së brendshmi natyra çdo gjuhe, që të mund të gjykohet mbi prejardhjen e fjalëvet. Megjithatë, kjo nuk do të thotë që Zef Krispi ka bërë gabim që e ka shtruar për diskutim edhe këtë fjalë.

**Gustav Majeri**: "Pas gjasash hyn te rrënja ***SKEP-***, ***pres, ndaj, çaj***." (f.195)

# HATA,-JA.

**Zef Krispi**: "***CHATA, hata, varfëri, mjerim***, χατείν (hatin), ***nuk kam, jam i privuar, kam nevojë për***. Χήτος (hitos), ***mungesë***. Χήτος εος, Τό (hitos eos, To), ***mungesë, skamje***. Te Homeri, "***Iliada***", 6, gjendet fjala χήτει (hiti) për varfërinë dhe skamjen." (f.82)

**Gjokë Dabaj**: Arabisht: ***HATA, gabim, fatkeqësi e madhe, kob, tmerr***. Fjalorët e konsiderojnë fjalë arabo-turke.

**Gustav Majeri**: "Prej turqishtes ***χATA***, ***gabim, mëkat, fatkeqësi***; greqishte e re χατᾶς, ***fatkeqësi***." (f.198)

**Gjokë Dabaj**: Mund të ketë të drejtë Zef Krispi. Fjala e Homerit ndoshta mund të shërbejë për kërkime në atë krah, në kohët jo vetëm paraturke, por edhe parahelene.

## HER/Ë,-A (ER/Ë,-A).

**Zef Krispi**: "***CHERË***, ***erë, puhi***, dhe ***CHERA***, ***era***, është një fjalë që në shqip shiptohet me frymëtim, një fakt ky që tregon se, te shqiptarët, ka mbetur po ajo mënyrë e lashtë shqiptimi, sepse ώρα (ora) e ka frymën e ashpër, si në latinisht ***HORA*** prej ku rrjedhin fjalët ώρα (ora) dhe τώρα (tora), pa frymën e ashpër, në gjuhën vulgare greke. Pra, ώρα është më e vonshme se ***CHERË***." (F.68-69)

**Gustav Majeri**: ***HĒRË***, ***kohë, rast që përsëritet***. Nga latinishtja ***HŌRA***, me ***Ē=Ō*** si zakonisht." (f.201)

**Gustav Majeri**: (për ***ER/Ë,-A***) "Nga *****AIRA***=italisht ***ARIA***, spanjisht ***AIRE***, frëngjisht ***AIR*** (erë) (f.142)

**Gjokë Dabaj**: Shih ***ERË*** pak më lart.

## HËH/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Atlanti quhej edhe ***HENOCH, hënor***, fjalë që rrjedh nga ***HËN, hënë***. Për më tepër quhej edhe ***HANACH***, që në shqip do të thotë ***varëse, gjerdan***, si te latinët që, nga fjala ***TORQUES, gjerdan***, i dhanë emrin ***TORQUATO-s***." (f.32)

**Gjokë Dabaj**: Te ***HËNË***, zanorja Ë vjen nga A-ja. A ka vepruar atëherë kjo dukuri? ***HANAK-U***, që unë s'e njoh, a vërtet ka për sinonimin emrin ***GJERDAN***?

**Gustav Majeri**: "Nga baza ***SKEND-***, që gjendet në indishten e vjetër **–** ***ŚCANDRA-*** (për ***SCANDRA-***) në kompozita. Latinisht ***CANDEO*** (kandeo), ***shkëlqej***." (f.201)

**Gjokë Dabaj**: Shih: ***KANDELË, KANDIL*** etj. Por, a mund të jetë kështu? Pohimi i G.Majerit dallohet shumë nga ai i Z.Krispit.

## HIMA [TATËPJETA (E)].

**Zef Krispi**: "***CHYMA, e tatëpjetë, zbritje, rënie***, është një tjetër fjalë e vjetër që ka si rrënjë χύω (hio), ***poshtë***, fund dhe χύμα (hima), ***rrjedhës***, pra, që rrjedh poshtë. Grekët e sotëm thonë κατήφορος (katiforos) ose κατήφορον (katiforon), ***zbritje, e tatëpjetë***, fjalë që i përket edhe gjuhës letrare: άπό τ8 κάτω φέρειν (apo tu kato ferin) ose φέρεσθαι (feresthe)." (f.71)

***Gjokë Dabaj: HIMA*** ndoshta shpjegon toponimin tonë shumë të rëndësishëm ***HIMAR/Ë,-A***. Por në përdorim të përditshëm të shqipes së sotme nuk e di të ketë të tillë fjalë.

# HIR,-I.

**Zef Krispi**: "***HIRI, hir, hijeshi, nder***, nga χάρις (haris) e greqishtes vulgare dhe letrare." (f.92)

**Gjokë Dabaj**: Si ka kaluar A-ja në I?

**Gustav Majeri**: "Pas Mikloshiçit, nga greqishtja χάρις, nga rrjedh edhe sllavishtja e vjetër kishtare ***HARЬ, gratia***, bullgarishtja e Transilvanisë ***HAR***, sërbishtja ***HARAN, mirënjohës***. Vetëm zanorja e fjalës shqipe e bën këtë rrjedhim të pamundur. Unë do të doja ta barazoja HIR me gotishten SKEIRIS, ***i qartë***." (f.202)

**Eqrem Çabej**: "HIR është fjalë e gjuhës kishtare… reflekton një singular të dikurshëm *HER, ashtu si TRIGJE, plural i emrit TREG… e kjo rrjedh prej greqishtes χάρις." "HIRËSI, titull që i jepet peshkopit."

**Gjokë Dabaj**: Do pare më mirë, se mund të mos jetë fjalë greke.

# HJEKË (ME).

**Zef Krispi**: "***CHELCH***, ***heq, tërheq***, është e qartë se është έλκω (elko) dhe tiparet e ngjashmërisë janë të dallueshëm në frymën e ashpër të kësaj fjale, e cila shqiptohet ende në shqip: έλκω-χέλκω (elko-helko)." (f.74)

**Gjokë Dabaj**: Kalimi nga ***HELK*** në ***HJEK*** është i përligjur fonetikisht, por ***HELK*** a është një pellazgo-ilirizëm në greqisht apo anasjelltas?

**Gustav Majeri**: "***HELK-*** është indoevropiania ***SELK*** në latinisht ***SULCUS*** (sulkus), ***hulli***, brazdë=greqisht όλκός. Edhe ἕλκω hyn këtu dhe jot e lituanishtja ***VELKÙ***, sllavishte e vjetër kishtare ***VLÊKA***: nuk ka dëshmi të drejtpërdrejtë për ***F-. S-*** nistore në shqipen përfaqësohet me ***H-*** dhe ***SH-***, si në sllavishten me ***CH-*** e ***S-***." (f.200)

# HUND/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "***HUNDË***, χόνδρος (hondros), ***kërc***, me kuptimin pak të ndryshuar. Në greqishten vulgare thuhet μήτη (miti)." (f.81)

**Gjokë Dabaj**: Del edhe këtu problemi i ***R***-së. Si ra, si u zhduk? Ose: Si u shfaq në variantin helen?

# ILION,-I.

**Zef Krispi**: "***ILION***, në të folurën shqipe, do të thotë ***vend i ngritur***." (f.28)

**Gjokë Dabaj**: Mbështet te Malte-Bruni, vëll.6, kreu 199, faqe 253)

**JAM** (Pjesore: ***QENË,*** veta e tretë njëjës e kohës së tashme dëftore: ***ËSHTË***).

**Zef Krispi**: "Në gjuhën shqipe ka mbetur edhe ndonjë shprehje greke që vjen nga lashtësia, si për shembull: ***SA AST*** ose ***IST***, ***sa është*** dhe ***SI IST***, ***si është***, që janë të ngjashme me όσα έστί (osa esti) dhe ώσεί έστί (osi esti), por që ndryshojnë nga greqishtja vulgare, ku thuhet: όσα ειναι, πώς είναι (osa ine, pos ine)." (f.83)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar edhe me sllavishten ***JESTE, është***.

# JAM (QENË, ËSHTË, ISH).

**Zef Krispi**: "Vijon (epitafi etrusk, Gj.D.) ***SC***… pra ***CIST***, ***që ish***, ose ***CHSC***, ***kish***, ***kishte***." (f.89-90)

**Gjokë Dabaj**: Sipas kësaj, e pakryera e foljes ***JAM*** s'ka ndryshuar tek ne që nga koha e etruskëvet. Ka shumë hapësirë për të dyshuar.

**Gustav Majeri**: "Indoevropiane ***ÉSMI***, trajta bazë e shqipes ***EM***; krahaso armenishten ***EM***, gotishten ***IM***, indishten e vjetër ***ÁSMI***, avestishten ***AHMI***, lituanishten ***ESMÍ***, sllavishten e vjetër kishtare ***JESMЬ***, greqishten ἔμμι-," (f.211)

**Eqrem Çabej**: "Është refleksi i indoevropianishtes *ESMI, baza e shqipes një *EM." (Bën krahasime me të gjitha gjuhët indoevropiane. Gj.D.) (Vëll.I, f.247)

# KA,-U.

**Zef Krispi**: "Edhe emri ***KAUKAZ*** ka prejardhje nga shqipja, pra, ***KAU***, analog me malin ***TAURO, ter***, në gjuhën shqipe dhe ***TOR*** në atë kaladaike, dhe rrjedh nga ***SCIOR***, që do të thotë përsëri ***KAU***. Deti Kaspik e ka marrë emrin nga ***KAUKAZI***, sepse ***KAUKAZI*** ngrihet mes detit Euksen (emri i vjetër i Detit të Zi) dhe ***KASPIKUT***. Ashtu si ***KAUKAZI*** rrjedh nga ***KAU***, edhe ***KASPIKU*** ka si rrënjë të vet fjalën ***KAU***." (f.31)

**Gjokë Dabaj**: Edhe nga mënyra si është hartuar teksti, krijohet përshtypja e një qasjeje joprofesionale. Prandaj, e gjithë kjo ka nevojë për trajtime profesionistësh, njohësish të mirë të objektevet për të cilët po flitet, përndryshe, teza, sado e pathemeltë të jetë, do të mbetej e parrëzuar.

**Gustav Majeri**: "E kanë lidhur me fjalën e përcjellë nga Columella, mbase venete, ***CEVA***, ***lopë.*** Ka mund të qëndrojë për ***KAV-***, ashtu si ***TRA*** për ***TRAV-*** nga latinishtja ***TRABEM***; e më tej për ***KRAV-***, kështu që mund të sillen për krahasim protosllavishtja ****KORVA***-, ***lopë***, sllavishtja e vjetër kishtare ***KRAVA***, lituanishtja ***KÁRVE***, ***lopë***, veç kësaj edhe një mashkullore në polonisht ***KARW***, ***ka plak ngordhalaq***, prusishte e vjetër ***CURWIS*** (kurvis), ***ka***." (f.215)

**Gjokë Dabaj**: Gjithsesi ***R***-ja do vështruar me kujdes: A ka rënë apo është ndërfutur në gjuhët që e kanë? Edhe forma venete ***CEVA*** duket se vjen nga ***KA***, me kalimin e ***K***-së në ***C*** para ***E***-së. Nuk do harruar që arbëreshët e larguar nga trualli i vet në shekujt XV-XVI, kaut i thonë ***ljopë***.

# KAFSHOR/E,-JA.

**Zef Krispi**: „***CAPSCHIORE, kafshore, kafshatë***, ka një karakter latin: ***CAPIO ORE***, ***marr me gojë***. Kjo fjalë, ngaqë nuk gjendet në tërë gjuhën latine, duket se

nuk është marrë në kohën e luftëravet romake, por është formuar nga elementë të lashtë latinë, madje, kush e di nëse gjuha shumë e vjetër e Lazios nuk ka pasur ndonjë term të ngjashëm me fjalën shqipe ***KAPSORA***.“ (f.85)

Gjokë Dabaj: Krahaso: ***KAFSHOJ, ME KAFSHUE, KAFSHATË, KAFSHORE.*** Elementi ***–ORE*** është qartësisht prapashtesë, si: ***FUSHORE, QUMËSHTORE, GUSHORE***, pra, s’ka të bëjë fare me emrin ***gojë: ORE*** të latinishtes: ***OS, ORIS***.

**Eqrem Çabej**: „Për ne KAPSHOJ, KAPSHATË, janë zgjërime të KAP, po me një mënyrë që mbetet për t’u spjeguar.“ „KAFSHOJ, KAFSHATË, përbëjnë një fjalë të ndryshme nga KAFSHË.“ (Vëll.I, f.257)

# KASHT/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „(Hebraisht:) KASC, kashtë, byk, në shqip CASCT, kashtë.“ (f.22)

# KASHT/Ë,-A.

**Zef Krispi**: “Κράστις (krastis) do të thotë ***KASHTË, bar i tharë***. Shqiptarët ***CAST*** i thonë ***KASHTËS***, edhe pse më shumë përdoret fjala ***B8CH, byk***. Κράστις pastaj, është një tjetër fjalë e lashtë, e vendosur mes më primitivevet dhe, në vetëvete, është edhe rrënjë. Por, nëse duhet vendosur vërtet mes fjalëvet më të lashta edhe ***CASTA, kashta***, na ndihmon fakti se ajo gjendet në gjuhën e thesalëvet. Eustazi, duke komentuar fjalën ἀκοστήσας (akostisas) të Homerit (“***Iliada***”6,vargu 506), thotë se ἀκοστή (akosti), nga e cila lindi fjala ἀκοστέω (akosteo), në gjuhën thesale do të thotë ***USHQYERJE, ushqim***. Kështu ***ACASTA, CASTA***, në formën eolike, është ushqimi i kuajvet dhe e heq dyshimin që ka ekzistuar deri më sot për ἀκοστήσας (akostisas), fjalë e cila është interpretuar në mënyra nga më të ndryshmet; sepse tani kuptohet mirë që kali, për të cilin flet Homeri, këputi frerët pasi u dend mirë me KASHTË në grazhd.” (f.70)

**Gustav Majeri**: “Të kujton κοστί-κριυαί (te Theofrasti) dhe ἀκοστή. Κριυή παρά Κυπρίοις.” (f.234)

# KEZ/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „*CHAESA* e shqiptarëvet është χαίση (hesi), një lloj kësule ose kapeleje e përdorur nga maqedonasit. U ka mbetur gravet shqiptare si zbukurim për kokën në raste festash.“ (f.78)

**Gjokë Dabaj**: Po ***KËSULË*** nga vjen? Sepse ***–ULË*** shihet që është prapashtesë. ***KËS-*** mundet fare mirë të ketë ardhur nga ***HES(I)***.

**Eqrem Çabej**: "Nuk është gjë tjetër veçse KREZË, deminutivi me –ZË i KRE-SË." "Kemi të bëjmë me një formim të brendshëm, jo të vjetër." "Zhdukja e R-së pas një K-je e pas së tjerash okluzive nuk është e rrallë." (Vëll.I, f.274)

# KËMB/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „***CAMBË, këmbë***, καμπή (kampi), ***përkulje, palosje*** (e trupit) nga κάμπτω (kampto), ***përkul, ep, palos***. Në gjuhën vulgare thuhet ποδάρι, τό (podari, to) nga πούς δός, ó (pus dos, o).“ (f.81)

**Gjokë Dabaj**: Zef Krispi shkon përtej latinishtes dhe përtej greqishtes së re, por mjaftohet vetëm me kaq.

**Gustav Majeri:** "Nga latinishtja popullore ***CAMBA*** (kamba), ***CAMA*** (kama, gamba), e cila del edhe në sardishten, provancishten, spanjishten e vjetër etj si dhe në një pjesë të retoromanishtevet, me bashkëtingëllore të shurdhët nistore; pas gjase e afër me gjermanishten e lartë të vjetër ***HAMMA***, anglosaksonishten ***HAMM***, anglishten ***HAM***." (f.224)

# KOKUT/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "***COCUTA***, ***shufër, thupër***, ngjan me ***CICUTA***. Sikur shqiptarët ta kishin futur më vonë në gjuhën e tyre këtë fjalë që shpreh thuprën, ajo do të kishte qenë më tepër ***FERLË*** nga fjala latine ***FERULA***, një term më i përdorur dhe më i përhapur." (f.85)

# KORRË (ME).

**Zef Krispi**: "Hebraisht: ***LAHACOR, e korra, të korrat***. Shqiptarët, ngjashëm, do të thoshin: ***TËË CORT, të korrat, koha e të korravet***." (f.23)

**Gjokë Dabaj**: Pjesa ***LAHA-*** ndoshta mund të veçohet dhe mbetet vetëm ***–KOR***.

**Gustav Majeri**: E krahason me greqishten e re υεριστής, ***qershor***. Më tej thotë: "Në qoftë se foljen e marrim si prejemërore, ***KORRË*** mund të qëndronte për ***KOSRA-KĀS-RA-*** dhe të mendohet në marrëdhënie apofonie me sllavishten e vjetër kishtare ***KOSORЪ***, sërbisht, bullgarisht etj ***KOSA***, ***kosë***,

**Gjokë Dabaj**: Fjalët në sllaveshtet kanë shkuar nga iliro-arbërishtja: **KORRË-SË***, me metatezë: **KOSËRË (KOSOR, KOSIJER)*** dhe me rënie të R-së: ***KOSË (KOSA)***

# KORRË (ME).

**Zef Krispi**: "***KUERSUER, muaji i të KORRAVET*** nga fjalët ***KUER, korr, KUERSIT*** ose ***KORSIT, korrësit***. Janë fjalë të ngjashme me κϑρά (kura), ***qethje, krasitje*** dhe κείρω (kiro), **e qethur** ose ***e krasitur në formë rrumbullake***." (f.67)

**Gjokë Dabaj**: Shih ***VERË*** dhe ***QERSHOR***.

# KORRË (ME).

**Zef Krispi**: "***CUER*** (në epitafin etrusk), ***KUAR, KORRUR*** ose ***CIUAR, shuar***." (f.90

**Gjokë Dabaj**: Shih: ***SHUAR***.

# KREH/ËR,-RI.

**Zef Krispi**; "Κερκίς (kerkis), ***krehër tezgjahu endës***, është një fjalë e lashtë që i ngjan fjalës shqipe ***CHËRËCHRI, krëhri*** dhe ***CHËRCHISCH, krëhër tezgjahu, pëlhure***. Fjala e sotme është τό κτένι (to kteni), ***krehër*** dhe ξυλόκτενον (ksiloktenon), ***krehër për endje, për tezgjah***." (f.68)

**Gustav Majeri**: "Në qoftë se H-në do ta shohim si shenjë të së tashmes inaktive, =***-sko***, ashtu siç e ka gjasën, atëherë ***GREH*** mund të merret si **GREB-SKŌ*** dhe të krahasohet me sllavishten e vjetër kishtare ***GREBA***, ***gërvisht, kruaj, kreh***, ***GREBENЬ***, ***krehër, gërhanë***, lituanisht ***GRÉBIU***, ***tërheq me rrashqel***." (257-258)

**Gjokë Dabaj**: 1.Çuarja te sllavishtja e vjetër kishtare, që është shumë më e re se të gjitha parashqipet, bën që dijetari Gustav Majer të gabojë në shumë raste. 2.Duhet të kihet parasysh edhe forma veriore ***KRAHËN.*** Kjo na ndihmon që ***–ËNË, -ËRË***, ta shohim si prapashtesë. ***H***-ja mund të jetë e ndërfutur për lehtësi shqiptimi, ndërsa rrënja ***KR-*** s'ka si të mos përafrohet me foljen ***ME KRUE, PËR TË KRUAR***.

**Eqrem Çabej:** "Lidhet me KREH." „Do të pranohet me G.Majerin që KREHËR, KRAHËN, është formuar me sufiksin –ËN, -ËR, si DIMËN, DIMËR." „Pas mendimit tonë, KRAHËN ruan vokalizmin origjinal të fjalës, verbi KREH e ka ndërruar atë me anë të metafonisë." (Vëll.I, f.290)

# KRIP/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "KR8PA, ***kripë***, κρύος (krios), Kristal. Në gjuhë vulgare thuhet άλάτι, τό (alati, to) nga άλας (alas). (f.81)

Gjokë Dabaj: Nga ***KRIOS*** si ka dalë ***P***-ja e shqipes?

**Gustav Majeri**: „KRYPË është=sllovenishtja e vjetër ***KRUPA, thërrime*** (sërbisht ***KRUPA***, ***byc, elbth***, çekisht ***KROUPA***, ***kokërr elbi***, polonisht ***KRUPA***, idem, ***kokërr elbi***); krahaso lituanisht ***DRUSKÀ***, ***kripë***=letonisht ***DRUSKA***, ***thërrime***. Lituanët e kanë humbur fjalën e vjetër për ***kripë***." (f.260)

**Gjokë Dabaj**: Disa nga përafrimet nuk qëndrojnë. Mbase edhe krejt gjykimi i G.Majerit, për këtë fjalë, është për t'u rishikuar.

# KR/UA,-OI (KRONI).

**Zef Krispi**: „Po ky poet (Homeri) flet edhe për 2 burime ("***Iliada***", 22, v.147) ku mbërritën Akili dhe Hektori, ndërsa njëri ndiqte tjetrin. Këta burime quhen nga Homeri Κρουνοί (Kruni). Por në gjuhën shqipe, ***CROI*** ose ***CRUA*** do të thotë pikërisht ***KRUA, burim***, dhe unë besoj se te fjala ***CRUA*** gjenden 2 fjalë, pra ***CREA, krye, kokë*** dhe ***UAN, ujë***, për të treguar se kemi të bëjmë me një ***KRYE UJI,*** pra vendin ku nis të dalë uji." (f.30)

**Gjokë Dabaj**: Është etimologji e besueshme. Kemi, pra, 2 rrënjë: ***KRYE*** edhe ***UJË***, që në kohën e Homerit. Kjo është një dëshmi e rëndësishme. Unë e kam shkruar edhe më parë.

# KR/UE,-OI (KRONI).

**Zef Krispi**: „***CRUE, krua, burim***, është një fjalë e lashtë ashtu si Κρουνός (Krunos). E përdor Homeri te "***Iliada***" (22, vargu 147). Grekët e sotëm i thonë kroit βρύσις (vrisis), ***krua, burim***, që është edhe letrare." (f.69)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar ***VRISIS*** me sllavishten ***VRELO*** (vrello), ***gurrë***, po edhe me ***VRI, zien, vlon***.

**Gustav Majeri**: „Rrënja ***KRÖN***=greqisht κράνᾱ, κρήνη. Trajtimet e fundit i janë bërë kësaj fjalë nga Sosyr (Saussure) dhe J.Shmidt (J.Schmidt). Fjalës κράννα nuk dua t'i kushtoj shumë rëndësi: në eolisht krahas saj del κράνα, nga ana tjetër κράννα gjendet edhe në një mbishkrim dorik." (f.260)

**Eqrem Çabej**: „Pas G.Majerit, si refleks i një baze *KRÕN- nga një më e vjetër *KRĀN, fjalë e afër me greqishten κρήνη, dorisht κράνα, ***krua***." „Fjala greke edhe ajo nuk është e sqaruar për nga ana e burimit. H.Lamer e merr për një fjalë paragreke të burimit egjeik." „Bariçi mendon për një afri të fjalës KRUA me KRYE." „Do thënë se është vështirë të shkëputet fjala shqipe nga grekja, vetëm se nuk mund të caktohet më mirë lloji i raportit historik që ekziston midis 2 fjalëve." (Vëll.I, f.292-293)

**Gjokë Dabaj**: Unë mendoj si Bariçi, vetëm për sa u përket tingujvet KR që lidhen me KRYE, ndërsa U-ja mendoj se reflekton rrënjën UJË të kompozitës *KRYEUJË. Fjala greke është pellazgo-ilirizëm në greqishten e lashtë.

# KRUE (ME).

**Zef Krispi**: "***ME CRUEM, kruaj, ha, gërryej***, është e ngjashme me κρούω (kruo), ***rreh, regëtin***, por ***KRUAJ*** sot në gjuhën greke thuhet ξειώ (ksio), ***gdhend, skërmit, rruaj***." (f.79)

# KRYE,-T.

**Zef Krispi**: "Unë besoj se te fjala ***CRUA*** gjenden 2 fjalë, pra ***CREA, krye***, ***kokë*** dhe ***UAN***, ***ujë***, për të treguar se kemi të bëjmë me një ***KRYE UJI***, pra vendin ku nis të dalë uji. Kështu Homeri, me këto fjalë: Κρούνω δ'ίκανον καλλιρρόω (Kruno dikanon kaliro) ka dashur të tregojë vetë emrin e origjinës së këtij vendi: ***arritën te 2 krerë të bukur uji të rrjedhshëm***." (f.30)

**Gjokë Dabaj**: E kam shprehur tashmë po këtë mendim para se ta lexoja Z.Krispin. E them këtë jo për ndonjë mburrje, por për të pohuar që, kur kërkimi shkencor mbështetet mbi gjykime të shëndoshë, ndodh shpeshherë që të arrijnë në të njëjtin konkluzion 2 apo më shumë studiues, pa u ndikuar njëri prej tjetrit. Por këtu kemi, pikërisht prej Z.Krispit, një të dhënë shumë më të rëndësishme se etimologjia e një fjale: Fjalët e sotme shqipe KRYE dhe UJË na i paska përdorur vetë Homeri!

# KRYE,-T.

**Zef Krispi**: "***CR8E, krye, kokë***, është e ngjashme me κάρά, κάρη (kara, kari) pothuajse κράι (krai), ***krye***. Grekët e sotëm përdorin fjalën κεφαλή (kefali) dhe jo κάρα (kara), një fjalë kjo me rrënjë jashtzakonisht të vjetra. (f.69)

**Gjokë Dabaj**: Te fjala shqipe ***KAR,-I***, ndoshta ruhet gjithashtu një formë e lashtë, sepse, në të vërtetë, organi seksual i mashkullit mund të shprehet metaforikisht me fjalën ***KOKË, KRYE***. Në qoftë se është kështu, atëherë duhet të pranojmë edhe mendimin e Prof.Çabejt që organi seksual i femrës mund të jetë quajtur PLASË. Shih këtu VAJZË.

# KUJTUE (ME).

**Zef Krispi**: "***KUITUER, kujtoj***, κοτέω (koteo), ***mbaj thellë në mendje***: κοτέι (koti), ***mbaj, ruaj në mendje***. Në gjuhën vulgare thuhet ένθυμείσθαι (enthimisthe), që në atë letrare do të thotë: ***kam në mendje***." (f.82)

**Gustav Majeri**: „Nga latinishtja ***COGITARE*** (kogitare); krahaso spanjisht ***CUIDAR*** (kuidar), frëngjishte e vjetër ***CUIDER*** (kide). ***D***-ja në ***KUJDES*** është e çuditshme.“ (264)

# **KURM,-I**.

**Zef Krispi**: "***KURM, kurm, trup***, vazhdon Malte-Bruni, i ngjan κόρμος (kormos), ***trung***. Duhet vënë re këtu se grekët e sotëm e përdorin këtë fjalë për të treguar ***TRUPIN*** përveç σώμα (soma), që është e njëjtë edhe në gjuhën letrare. Por, meqë ***KURMI*** është një fjalë e përdorur me kuptime të ndryshëm, duhet besuar se ajo është një fjalë e lashtë, e kohëvet primitive. "(f.80)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar edhe me ***CORPUS, trup***, të latinishtes, sado që aty në vend të ***M***-së shfaqet tingulli P.

**Gustav Majeri**: „Nga greqishtja κορμί, ***trup***." (f.271)

# **KUSI,-A**.

**Zef Krispi**: "Deukalioni vendosi ritin e zierjes së perimevet nëpër ***KUSI*** të mëdha, për t'ua shpërndarë të varfërvet për nder të Bakusit dhe ato ***KUSI*** quheshin ***CUTRI***-κύτροι (kitri). Në gjuhën shqipe ***C8TH*** tingëllon si ***KUSI***; prej ku mori edhe ***KOTHOSI*** emrin e tij, pra: ose thjeshtë nga ajo vazo, ose sepse aludohet për ritin e latpërmendur të ***KUSIVET*** të shenjta të Bakusit." (f.32-33)

**Gjokë Dabaj**: Nuk do harruar lidhja e emrit ***KUSI*** me ***KUZHINË*** etj. dhe me ***KUVATI, me zie***, të sllavishtes. Emrat: ***KUTRI-KITRI*** afrohen edhe me emrin ***KOTROVË, KATRUPE***.

# **KUSI,-A.**

**Zef Krispi**: "***VER CUTH*** do të thotë ***KUSI (VERE)*** ose ***gotë vere***, fjalë e përbërë nga ***VER, verë*** dhe ***CUTH, kusi, kupë*** ose ***vazo***." (f.39)

**Gustav Majeri**: „Nga venetishtja ***CUSINA=CUCINA***, edhe ***grossa cassa quadra***... (kuzina=kuçina, edhe grosa kasa kuadra…) ***KUZHINA***, ***vendi i gatimit***, Borgo Erico, është edhe sërbisht ***KUŽINA*** (kuzhina) prej italishtes ***CUCINS*** (kuçina)." (f.272)

# **LAK/ËR,-RA**.

**Zef Krispi**: “Hezikiusi: Ζέλκια, λάχανα φρύγες (zelkia, lahana friges). ***ZELCHIA***, ***bar, barishte***, është një fjalë frigje ndërsa te shqiptarët ***ZESCHGLIA, një lloj bari***, që në Sicili quhet ***GIDA***.” (f.38)

**Gjokë Dabaj**: U vendos kjo fjalë te ***L***-ja, ***LAKËR,*** sepse edhe kjo formë ka interes për t’u shqyrtuar. Hezikiusi thotë se ***ZELKIA*** është një ***lakër frigje***. (Shih edhe atje.) Por unë mendoj se edhe ***LAHANON*** është një fjalë pellazgo-ilire në greqishten e lashtë. Duke e zbërthyer në ***LAH- (LAK-)*** dhe ***–AN***, na jepet mundësia për ta analizuar edhe më mirë.

**Gustav Majeri**: „Nga greqishtja λάχανον, lakër (nëpërmjet latinishtes ****LACANUM***); që këtej edhe bullgarisht, rusishte e vjetër, ***LACHANA***, turqisht ***LAHANA***, ***lakër, barishte***! Passowi shkruan në një këngë greqisht me prejardhje të panjohur λάκενα=λάχανα. ***LAKNARME*** është greqishte e re λαχαναρμιά.“ (276)

**Gjokë Dabaj**: Unë, prapë, nuk gjej arsye të mendoj që kjo fjalë nuk është me bazë pellazgo-ilire: ****LAK+AN*** (****LAK+ËNË***).

# LART.

**Zef Krispi**: “Fjala tjetër është ***LARTHES***, që do të thotë ***KASTË ZOTËRINJSH*** në gjuhën etruske. Në shqip, ***TË LARTHËT*** do të thotë ***ATA QË JANË LART***, nga fjla ***LARTH, lart***.” (f.44)

***Gustav Majeri***: „Për sa kohë nuk e kuptojmë etruskishten, nuk ka kuptim të kujtojmë fjalë etruske ***LARϑ***.“ (f.279)

**Gjokë Dabaj**: Do kujtuar këtu, se forma e mëhershme e kësaj fjale, para rotacizmit, ka qenë ***NALT***. A kish vepruar rotacizmi qysh në ato kohëra në gjuhën etruske? Rotacizmi është një dukuri fonetike e çuditshme, e cila gjen, ka gjetur terren, psh. edhe në gjuhën italiane. Krahaso: ***LONDON*** dhe ***LONDRA***.

# LARTË (I).

**Zef Krispi**: “Më shpesh ndeshet në shkrimet etruskë fjala ***LARTHI***, që në shqip do të thotë ***I LARTË***, ***I NJË RANGU TË LARTË, I LARTI,*** dhe tregonte, sipas Malte-Brunit, rendin e fisnikërisë në etruskisht. Shih studimin për shenjat në

mbishkrimet etruskë te “***Lezioni di Archeologia***” të Xhovani Batista Vermiliotit, vëllimi II, f.265, Peruxhia, 1823, ***LAR, LARS, LARTHIA,*** dhe, faqe 241, shih ***LARTHI*** që i jemi referuar më sipër. Në një mbishkrim tjetër etrusk (***ex Hypogaeo Perusino***), gjenden fjalët ***LARTHIALISULE*** dhe ***LARTHIAL***, fjalë që, për nga tingëllimi, janë shqipe.” (f.88-89)

**Gjokë Dabaj**: Edhe këtu do kujtuar dukuria e rotacizmit. A kish vepruar rotacizmi, kjo dukuri e çuditshme fonetike, qysh në ato kohë aq të hershme? Mos nuk është pa gjë ajo që thuhet se ka lidhje midis toskëvet dhe etruskëvet, sepse kemi një Toskanë edhe atje?!

# LËM/Ë,-I.

**Zef Krispi**: “***LOOS***, gushti i maqedonasvet, quhet ***LOONAR*** nga shqiptarët dhe të 2 muajt që shqiptarët i quajnë ***BRIT***, me shtesën e numrorëvet ***I PARË***, ***I DYTË,*** na sjellin ndërmend ***BERITIOS*** dhe ***HYPEBERITIOS*** të kalendarit maqedonas, edhe pse këta muaj nuk përkojnë me njëri-tjetrin. ***POONAR*** dhe ***ALONARI*** është ***muaji i shirjevet në lëmë***, dhe pikërisht kjo hapësirë kohe që ndodhet mes korrikut dhe gushtit, ka analogji me fjalën greke ἁλων (alon), ***LËMË***. (F.63) ***BRITMI I PARË*** është ***shtatori, BRITMI I DYTË*** është ***tetori***. “(F.64)

**Gjokë Dabaj**: Duhen bërë analiza më të pëtrimtuara. ***LON, (LAM, LËM)***, mos ka lidhje me foljen ***ME LANË (ME LËNË)***, sepse aty mblidhet, **LIHET** prodhimi dhe fjala greke ***ALON*** të jetë një pellazgo-ilirizëm në atë gjuhë? Për ***BERITIOS*** e ***BRITMI*** shih ***VERË***, megjithse te këto 2 fjalë mund të kërkohet edhe folja ***ME PRITË***, se shtatori e tetori, ashtu si edhe qeshori e korriku, janë muajt kur **PRESIM** prodhimin.

**Gustav Majeri**: “Trajta bazë ***LAMA-***, e afër me sllavishten e vjetër kishtare ***LOMITI*** (llomiti), ***thyej,*** sërbisht ***LIJEMATI***, ***rrah, godas***, krahaso çekisht ***LÁMKA*** (llamka), ***vegël për rrahjen e lirit***; pra formalisht=sllavishte e vjetër kishtare ***LOMЪ*** (llom).” (f.285)

**Gjokë Dabaj**: Në sllavishten jugore qendrore: ***SLAMA*** (sllama), ***kashtë***, ***SLOMITI*** (sllomiti), ***S***-ja është parashtesë me kuptim mohimi e shqipes. Kështu, ***SLAMA*** mund të zbërthehet në ***S+LAM(Ë),*** kurse ***SLOMITI***, në ***S+LOM***

(s+llom), ku ***LAM*** dhe ***LOM*** duken 2 rrënjë të ndryshme. Krahaso shqip: ***BËJ LLOM***, ***dërrmoj, thërrmoj*** (diçka).

**Eqrem Çabej**: "Pas shtjellimit të Balmorit LAMA është në latinishten një fjalë ilire, sikundër shihet edhe nga përdorimi i saj te Ennius dhe te Horaci, që rrjedhin prej trevës mesapike." (Vëll.I, f.318-319)

**Gjokë Dabaj**: 1.Për mua, kjo fjalë lidhet me rrënjën e foljes ME LANË (LËNË), me kuptimin: ***vend lënieje***, ***vend grumbullimi***. Është vështirë të shpjegohet prania e hershme e M-së në vend të N-së, ndonëse më vonë e kemi gjithandej: ME PREMË, ME LEMË, I GRIMË, I ÇAMË. Përveç në mos pastë qenë *LANMË dhe me asimilim të ketë mbetur LAMË. 2.E rëndësishme për të ditur që, edhe Eniusi, edhe Horaci, paskan qenë të gjakut mesap, pra qenkan të races ilire.

# LËNË (I),(nga mendtë).

**Zef Krispi**: "Po emri HELENË ç'domethënie mund të ketë? Nuk gjendet te greqishtja, port e shqipja. Ndoshta është emri i një gruaje të tillë, së cilës i shkon për shtat emir E LËNA, pra, e çmendura, e marra, ose, siç do të thuhej më mire frëngjisht, fole, folâtre. (f.34)

**Gjokë Dabaj**: Argumentimi vazhdon edhe në krejt faqen 35. Studiuesi Zef Krispi e nxjerr me të njëjtën domethënie edhe emrin e falltarit HELEN, si dhe LINO, LINON, emrin e mësuesit të Orfeut dhe OLEN, poet para Orfeut. E gjithë kjo mund të jetë krejt e gabuart, por, sidoqoftë, nuk do lënë pa u trajtuar.

# LËNË (I) (i lojtur).

**Zef Krispi**: "Nënat (e koribantëvet frigjë) quheshin MIMALONES, një emër pezhorativ i fjalës MËMË, nënë, ose quheshin kështu nga MËMA E LËNË, nëna e lënë, nëna e lojtur, e marrë. "(f.27)

**Gjokë Dabaj**: Nuk më besohet, por nuk mund të lihet jashtë vëmendjes. Folja ME LANË (LËNË), mund të jetë vërtet pjesë e kësaj fjale, por kuptimi mund të mos jetë ky. Mund të jetë, psh, gruaja që LIHET te shtëpia, për dallim nga grate e tjera që dalin nëpër ara.

# LËNË (ME).

**Zef Krispi**: "KÂ LËN do të thotë ***ka lënë***, ***ka lënë tokën***, duke aluduar kështu faktin e përrallës, ku DEUKALIONI, pasi la pas tokën, u largua me varkë dhe, në fund, mbërriti në Atikë." (f.33)

**Gjokë Dabaj**: Forma pjesore e kësaj foljeje, në ato kohë të hershme, a ka qenë LËNË, sepse dihet që formë më e hershme është LÂNË e jo LËNË. Tjetër: Koha e kryer a bënte edhe atëherë, KA LÂNË? Do krahasuar edhe me formën KALON nga folja ME KALUE. Pra: *DHEUKALON, ikën nga DHEU, largohet nga DHEU. Veç DEUKALIONIT, kemi edhe DEDALIN që, ndryshe nga ç'e shpjegojnë grekët, ndoshta do të thotë: DEL nga DHEU, ikën nga DHEU, fluturon në qiell. Aq më tepër kur me vete ka edhe IKARIN, emër i cili ndoshta ka në rrënjë foljen ME IKË.

# LIQEN,-I.

**Zef Krispi**: "Lydias, Që SOT QUHET Kastur, është një lumë në Maqedoni, i cili e kishte marrë emrin nga LUD, liqen, LUDIAS, liqen i vogël, sepse është i rrafshtë." (f.52)

**Gjokë Dabaj**: As LUD, as LUDIAS, me shqipen e sotme nuk çojnë te fjala LIQEN. Veç kësaj, të gjithë liqenet a nuk janë rrafshtë?

# LOP/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Emri frigj i PELOPËS është nga 2 fjalë shqipe: PELË dhe LOPË për të treguar pasuritë e PELOPËS që përbëheshin nga PELA edhe LOPË. Sofokliu te "Ajaksi": Άρχαίον όντα Πέλοπα βάρβαρον φρύγα (Arheron onta Pelopa varvaron friga)." (F.34)

**Gjokë Dabaj**: 1.A është emri LOPË aq i lashtë? Nëse po, kjo doemos do të përbënte dëshmi të rëndësishme. 2.Mos kemi këtu një *PJELL(Ë)-LOPË?! Vetë emri PELË, mos ka lidhje me foljen ME PJELLË? 3.Te PENELOP/Ë,-A, mos është *PUNËLOPË? Emri ANTILOPË si është formuar dhe nga cila gjuhë?

**Gustav Majeri**: E lidh me sllavishten e vjetër kishtare si dhe me dialektet romanë të Alpevet deri rreth liqenit të Gjenevës. Jep 2 shembuj ***LOBILE*** dhe ***LAUBI*** (lobi), por asgjë më tepër. (f.291)

# LUFT/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "LUFTA, ***lucta***, nuk dihet nëse është fjalë e vjetër apo e futur më vonë në gjuhës shqipe." (f.85)

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***LUCTA, LUCTARI***; rumanisht ***LUPT,*** aromunisht ***ALUPTU***. Kavalioti (thotë): është italisht ***LOTTARE***." (f.293)

**Gjokë Dabaj**: Del problem i kalimit të ***K***-së në ***F*** ose i ***F***-së në ***K (C),*** pastaj në ***P***. Ç'është ***T***-ja në këtë fjalë dhe cila është rrënja e fjalës?

# LUL/E,-JA.

**Zef Krispi**: "LULE është fjala vulgare λ8λ8δι (luludi)." (f.92)

**Gustav Majeri:** "Unë besoj se vjen nga latinishtja ***LILIUM***, me ***U*** për ***I,*** si gjetiu pas ***L***-së (***LUVATH***, λειβάδι, ***KOLUBE*** sllavisht ***KOLIBA***) aromunisht λιλίτζᾳ (lilitsha), ***lule***… Greqishte e re λούλουδον, λουλοὺδι prej shqipes. Rumanisht ***LULUDI.***" (f.293)

**Gjokë Dabaj**: Kush na siguron që ***LILIUM*** nuk vjen nga ***LULE***, me kalim të ***U***-së në ***I***?

# LUMË (I).

**Zef Krispi**: "(E LUME) ELYMA ose ELIMEA nga ku rrjedh emri i rajonit Έλυμιώτς (Elimiotis), ka qenë një qytet në Maqedoni dhe do të thotë E LUME***, e bekuar***, që në greqisht thuhet μακάρία (makaria)." (f.53)

**Gustav Majeri**: "Nuk guxoj të mendoj për latinishten ***LUMEN***; në atë rast do të duhej të niseshim nga folja ***LUMËNONJ=LUMINARE***." (f.294)

**Eqrem Çabej**: "I LUM del qartë si një fjalë vendi e gjuhës kishtare, një nga të paktat fjalë shqipe të kësaj sfere; morfologjikisht si një zgjërim me M i verbit LUT, si një adjektiv verbal *LUT-M. që e lusin, e kremtojnë." (Vëll.I, f.325)

# LUTË (ME U).

**Zef Skiroi**: "***ME LUTEM***, lutem, ka një ngjashmeri me λίτανέυω (litaneo), lutem, shumë më tepër nëse përdoret shkronja υ e shpejtë në mënyrë që t'i afrohet tingullit I. Të sotmit e përdorin παρακαλώ, që i përket edhe gjuhës letrare, prej ku e kanë marrë edhe shqiptarët ***PARAKALES***, ***të lutem***." (f.78)

**Gjokë Dabaj**: 1.Nuk del qartë, a e konsideron autori këtë fjalë pellazgjizëm në gjuhën greke, apo thjeshtë e shtron si çështje. 2.Në latinisht rrënja LIT ka disa kuptime, midis tyre: LITO, ***me ba fli***, LITATIO, ***blatim, sakrificë***, të afërta me LUTJE. 3. Duhen përfshirë këtu edhe fjalët e sllavishtes: MOLITI SE, ***me u lutë***, MOLITVA, ***lutje***, ku parashtesa MO- afrohet me parashtesën arbro-shqipe MË-, *MËLUT(JE), *ME U MËLUTË, gjë që do të dëshmonte se këto fjalë, nuk janë greqizma, as latinizma, por iliro-albanizma në gjuhët sllave.

**Gustav Majeri**: "Krahaso fjalën krejt të izoluar greqishte λίτομαι, λίσσομαι, ***lutem***." (f.294)

# LLUC/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "LYNCUS, që do të thotë ***i zhytur në llucë***, ishte një qytet i vendosur në qendër të Maqedonisë dhe e kishte marrë emrin nga LUNC, ***llucë***, prej ku ka rrjedhur dhe emri LYNCÛS, ndoshta ngaqë gjendej në terren LLUCE." (F.53)

**Gjokë Dabaj**: Mund të ketë këtu një metatezë: LYCNUS-LYNCUS dhe ashtu kuptimi i LLUCËS të mos jetë i drejtpërdrejtë. Por është interesant që ky emërtim, LLUCË, të krahasohet edhe me emrin e LABEATËVET, te i cili prapë shikohet një metatezë, prej nga ka dalë fjla BALTË e sotme. Përqasja, në pikëpamje historike, e këtyre 2 fjalëve, do të përbënte një mrekulli gjuhësore, ruajtur në gjuhën shqipe që nga epoka e banesavet palafite, ndërtuar me hunj mbi baltërat (llucën) e kënetavet pranëliqenore. Kjo përqasje do ta çonte zanafillën e gjuhës shqipe deri te e quajtura kulturë e Maliqit.

# LLUC/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Nga LINKO vjen emri Λυγκη-στίς (ligi-stis), LINCEST (fis i lashtë maqedonas) (sipas Ptolemeut)." (f.53)

**Gjokë Dabaj**: Lynkestët kanë jetuar më në veri, prandaj s'e di a e kish të saktë konstatimin Ptolemeu. Sidoqoftë, ndonjë dallim të madh midis maqedonëvet, nga njëra anë, dhe linkestëvet, penestëvet e paionëvet, nga ana tjetër, nuk ka pasur. Këtu shohim metatezën midis LINCEST dhe LICNUS, që përmenda pak parë. Të 2-ja këto forma kanë lidhje fonetiko-gjuhësore me ENKELEJTË dhe me LIHNIDIN e dikurshëm, si dhe me LIQENIN e sotëm.

# MADH (I).

**Zef Krispi**: "DRYMAS, ose më mirë DRYMATH, ***hardhi e madhe*** ose ***DRU I MADH***, është njësoj si të thuhet: I MADH si një pemë, ose i harlisur, i gjallë si një hardhi. (f.33)

**Gjokë Dabaj**: Shohim këtu shqiptimin e, si pasojë, edhe të shkruarit e TH-së si S. Kjo duhet mbajtur parasysh në të gjithë rastet kur shqyrtojmë marrëdhëniet e parashqipes dhe të vetë shqipes me gjuhët e huaja. Th-ja është parësore, primare, S-ja është reflektim i TH-së. Kështu edhe DH-ja është gjithmonë parësore në raport me Z-në dhe D-në.

# MADH (I).

**Zef Krispi**: "Jupiteri në Frigji quhej Βαγαίος (Vageos) dhe Μαζεύς (Mazeus). E para nga 2 fjalët ka kuptimin I MADH, ***i bollshëm, i shpejtë***. Fjala tjetër përbëhet nga μά (ma) dhe ζεύς (zeus), që është emri i Jupiterit. Fjala μά (ma) në gjuhët klasike dhe lidiake, që i gjasojnë asaj frigje, do të thotë I MADH (Boccart)." (f.38)

**Gjokë Dabaj**: Krejt shpjegimi duhet të rishqyrtohet.

# MADH (I).

**Zef Krispi**: "MAZEUS, pra MADZEUS, Zeusi i madh, është një fjalë gjysmëbarbare, e lindur prej MAD***, i madh*** dhe ζεύς (Zeus), Zeus." (f.38-39)

**Gjokë Dabaj**: Është rimarrje e asaj që u tha në faqen 38. Në vend të ZEUS I MADH shqiptarët e sotëm thonë ZOT I MADH. Pra, a është kjo një frazë që e kemi trashëguar së lashti? Por duhet të kqyret: Mos edhe emri ZEUS do të mund të shpjegohej me gjuhën shqipe, *DHEUTH, ku DHE,-U të ketë shënuar planetin Tokë, ndërsa –TH të jetë prapashtesa që e kemi edhe sot, por e shqiptuar prej të huajvet si S?! Të përqaset kjo edhe me emrin e perëndeshës DEMETRA, *DHE-METËR (mater) "përkthyer" në shqipen e sotme si Nëna e Dheut.

# MADH (I).

**Zef Krispi**: "(Sipas Hezikiusit) MAÏ (maj), I MADH, në gjuhën indiane μαί, μέγα Ινδοί (mai, mega Indi)." (f.39

# MAIDÊ.

**Zef Krispi**: "Në shqip gjendet edhe një formulë shumë e vjetër betimi MAIDÊ që duket se është μά Δία (ma Dia) ***për jupiterin***, ose μά Δηώ (ma Dio), ***për Demetrën***, ose, më në fund, edhe μά Δέε (ma dee), ***për dheun, për atë dhe***. Është një gjë vërtet e rëndësishme që një shprehje e tillë ka mbetur mes të krishterëvet shqiptarë e trashëguar brez pas brezit." (f.84)

**Gjokë Dabaj**: "Në Shestan përdorej forma MAJDE, me kuptimin BILE, ***biles***, si dhe me kuptimin BESÁ! (me theks te A-ja)! Por askujt nuk i shkonte mendja që ajo të jetë një formulë betimi. "***Majde, mirë po thuo***!" Kjo ishte shprehja, e cila mund të zëvendësohej me: "***Besa, mirë po thuo***!", Qe besa, mirë po thue.

**Gustav Majeri**: "Edhe sërbisht ***MAJDE*** ndf., ***patjetër,*** të cilën e kanë afruar me italishten ***MADIÈ***, ***MADIÒ***, ***me të vërtetë***." (f.299)

# MAL,-I.

**Zef Krispi**: "Straboni, pasi përshkruan popullsinë barbare të Evropës, shton se thesalët pas Maqedonisë ishin μέχρι τών μαλιέων (mehri ton malieon), deri te MALII. deri te MALII do të thotë, deri te malësorët, banorët e Pindit dhe të Olimpit, dhe, nga ky gjeograf, quhen, për anatomazi, MALIESI, që ngjan më shumë me emrin e vendit. Kjo fjalë gjendej në gjuhën e vjetër maqedonase dhe ka mbetur edhe në gjuhën shqipe." (f.54-55)

**Gjokë Dabaj**: Kemi këtu një dëshmi që gjuha maqedone, e vjetra, jo e sllavëvet të sotëm, emrin MAL e kishte të njëjtë me pellazgo-ilro-arbërit e tjerë. Mbi bazën e të këtilla dëshmive duhen bërë hulumtimet e jo mbi thëniet e përgjithësuara, siç është bërë zakon të flitet për Maqedoninë Antike.

# MAL,-I.

**Zef Krispi**: "Nga fjala MAL kanë rrjedhur dhe emrat MALLEA, qytet në Thesali, dhe MALEA, mal në Ftiotidë (Greqia Qendrore, T.H.) si dhe Gjiri MALLIAK dhe popujt μαλιείσ (maliis) në Thesali, emër që sikur do të tregojë se janë malësorë.)" (f.55)

**Gustav Majeri**: "Kam krahasuar me rumanishten ***MAL***, ***breg deti, breg lumi***; ndryshimi i kuptimit do t'i përgjigjej po atij që ekziston në sllavishten e vjetër kishtare ***BRÊGЪ***, ***breg,*** kundrejt gjermanishtes ***BERG***, ***mal.*** Edhe letonishtja ***MALA***, ***buzë, skaj, breg***, mund të hyjë këtu, … ***MAL*** mund të shpjegohet me mjete indoevropianë: sllavishte e vjetër kishtare ***IZ-MOLÊTI***, sllavishte e re ***MOLÊTI***, ***dal në pah, shquhem***, një rrënjë që përndryshe mund të dëshmohet vetëm në sërbisht. Me rumanishten ***MAL*** lidhet ***DACIA MALUENSIS*** në kohën e Mark Aurelit, përkthimi i së cilës duket se është ***DACIA RIPENSIS*** e ndarjes shtetërore të Dioklecianit; me shqipen ***MAL*** ndoshta lidhet ilirishtja ***DIMALLUM*** te Livi… Emri i zonës kodrinore ***MALEA*** i afruar këtu me parapëlqim është me siguri semitik." (f.300-301)

# MARRË (ME).

**Zef Krispi**: "MAR, ***marr***, është një fjalë analoge me μάρπτω (marpto) dhe është shumë e vjetër si fjalë, έμάρπτέ-κρόν8 (emarpte kronu). Në gjuhën shqipe, έμαρπτε (emarpte) thuhet E MUAR, ***e mori, e morën***. Në greqishten e përdorur sot nuk gjendet më kjo fjalë. Rrënja është μάρα (mara), ***dorë***, një fjalë shumë e lashtë dhe që nuk përdoret më." (f.67)

**Gjokë Dabasj**: 1.Problem del E-ja nistore, e cila në shqipen e sotme është përemër, trajtë e shkurtër e përemrit vetor në rasën kallëzore. A duhet ta marrim si përemër, pra, si fjalë tjetër, edhe te forma EMARPTE? 2.Thuhet që DORËS, si

mjet, si gjymtyrë të MARRJES, i paskan thënë MARA. Si ndodhi që u bë DORË më vonë?

**Gustav Majeri**: "Rrënja ***MER-*** për ***MERS***, nga indishtja e vjetër ***MRŚÁTI***, prek? Krahaso ***DRITË*** për ***DRS-TE. RR*** vetëm në të tashmen e në pjesoren ***MARRË*** nga ***MARNË***. Për kuptimin e tyre krahaso greqishten e re παρμένος, ***naiv, i trashë, budalla***... Ndërkaq, duhet marrë parasysh edhe greqishtja μωρός, latinisht ***MŌRUS***, ***budalla***, të cilat ende nuk i kanë lidhur gjëkundi; a hyn këtu edhe sllavishtja e vjetër ***MARA***, ***emocion, trazirë shpirtërore*** etj? (f.306)

**Gjokë Dabaj**: (Te μωρός dhe ***MŌRUS*** ndoshta mund të shihet kuptimi fillestar i foljes ***ME MARRË***.

# MATË (ME).

**Zef Krispi**: "Hebraisht: ***LEIMANOT***, ***për të numëruar***, ***të numërosh, të matësh***, në shqip: ***TË MATNË***, ***të matësh, të numërosh***." (f.23)

**Gjokë Dabaj**: Dallimet në konstruktin fonetik janë të atillë që i largojnë shumë të 2 gjuhët, por rrokja ***–MA-,*** e cila, si duket, mban peshën semantike të këtyre fjalëve, bën që përsëri këto 2 gjuhë ta kenë ruajtur një pikë takimi. Natyrisht, nëse nuk janë koincidenca rastësore.

**Gustav Majeri**: "Shfaqet… te latinishtja ***MATŬJU***, ***mas…*** që këtej është formuar folja si latinisht ***MĒTIOR*** prej ***MĒTI.*** Në këtë grup bën pjesë edhe ***MOT*** mashkullor, ***vit, kohë***, që i përgjigjet saktësisht lituanishtes ***M?TAS***, ***kohë, vit***; në latinisht ****MĒTI*** gjendet e njëjta shkallë e rrënjës, ndërsa përdorimi i ***MASËS*** për një ***MASË KOHORE*** të caktuar haset edhe në ***METH, MATH, MATHĀN***, ***ditë,*** e dialektevet të Pamirit… Nga ***MOT*** rrjedh ***MOTAK***, ***i përvitshëm***, ***MOÇË, MOSHË***, mashkullore, ***plak, i moshuar***… Nga shqipja ***MOSHË*** është huazuar rumanisht ***MOŠ,*** mashkullore, ***plak, gjysh***." (f.308)

# ME (parafjalë).

**Zef Krispi**: "Hebraisht: METHAM, me ne. Shqip: MEHATA, me ata, prej ku rjedh edhe fjala greke μετά (meta) dhe με (me), ME." (f.24)

**Gjokë Dabaj**: Kjo pjesë ligjërate, duke qenë parafjalë, duhet të sillet në shumë shembuj, si në hebraisht, ashtu edhe në greqisht. Përndryshe, vetëm 1 rast nuk mund të pranohet si fakt.

## ME (parafjalë).

**Zef Krispi**: "Hebraisht: METU, me të, forma ablative e krijuar me ME, si në shqip: ME TË, edhe kjo ablative e krijuar me ME." (f.24)

**Gjokë Dabaj**: Është ablativus instrumenti. Duhet të shihet, siç thashë edhe më sipër, në një shumicë rastesh përdorimi.

***Gustav Majeri***: "Nga greqishtja e re μέ, ***me***." (f.313)

**Gjokë Dabaj**: Nuk ka asnjë bazë për të mos thënë të kundërtën.

## MËM/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Nënat (e koribantëvet frigjë) quheshin ***MIMALONES***, një emër pezhorativ i fjalës ***MËMË***, ***nënë***, ose quheshin kështu nga ***MËMA E LËNË***, ***nëna e lënë, e lojtur, e marrë***. (f.27)

**Gjokë Dabaj**: Shih mendimin tim te ***I LËNË*** (i lojtur): ***MIMALONES***, mund të ketë kuptimin, **mëma "E LËNË*" në shtëpi, njëra nga nënat që nuk del në punë jashtë shtëpisë, por që rri e merret me punët e shtëpisë dhe me fëmijët.

**Gustav Majeri**: "Krahaso greqisht μάμμα, μάμμη, ***nënë, gjyshe***; latinisht ***MAMMA***, ***nënë, gjyshe, mami***. Një trajtë ma zanore të gjatë përfaqësojnë bullgarisht, polonisht, ***MAMA***, ***nënë***, latinist ***MOMÀ***, gjermanishte e lartë e vjetër ***MUOMA***, ***teze***. ***MAMICË*** është zvogëlimi sllav i trajtës gege të ***MËMËS***. Përkundrazi ***MOMË*** është huazuar nga bullgarishtja, sërbisht ***MOMA***, ***vajzë***, e cila nuk ka të bëjë aspak me ***MËMË***." (f.317)

**Gjokë Dabaj**: Të gjithë këta gjykime e krahasime duhen rishoshitur.

## MËZ,-I, fem: MËZ/E,-JA.

**Zef Krispi**: „MISIA, një vend në Azi që kufizohej në lindje me Frigjinë e Madhe, do të thotë MËZËZIA, ***mëzja e zezë***, ose vetëm MËZIA, ***mëzja***, femërorja e MËZ, ***kalë i vogël***." (f.31)

**Gjokë Dabaj**: Nuk është fort e besueshme. Do parë etimologjia e emrit MAZ, përgjithësht e pranuar nga një *MANZ. Do mbajtur parasysh edhe forma e shqipes veriore MAZ, që është me A e jo me Ë, doemos më e hershme se forma me Ë.

**Gustav Majeri**: "Toskërishtja ***Ë*** flet për një hundore të bjerrë, gegërisht ***MAS*** tregon ngjyrimin e zanores fillestare si ***A***, pra na del *****MANZA*** si trajta më e vjetër e shqipes. Këtu bën pjesë së pari arumanishtja ***MĂNDZU***, ***mëz.*** Kavalioti, rumanisht ***MÎNZ, MĂNZ***, mashkullore, ***mëz***, ***MĂNZÁT***, ***dem i ri***, femërore, ***lopë e re***, ***MĂNZOC***, ***mëz i vogël***. Më tej groednisht ***MANTS***, ***dem***, ***MÁŃZÄ***, ***mështjerrë;*** italisht ***MANZO***, ***ka***, sardisht ***MANZU***, ***ka i ri***, komaskisht, frentinisht, ***MANZA***, ***lopë e re***; bavarisht ***MANZ***, ***MENZ***, ***sterilis vacca***, renanisht ***MINZEKALB***, ***juvenca***… *****MANZA*** është një fjalë e ilirishtes alpine, si ***LOPË***, e cila shënon të voglin e kalit e të kaut. Përhapjen e saj që së lashti tek ilirët e dëshmon njoftimi i Festi p.181, që mesapët e Salentit Jupiterin, të cilit i bënin kurban një kalë, e quanin ***MENZANA***; Stieri, KZ.XI,148, e ka pranuar afrinë e kësaj fjale me shqipen ***MËS. MANZA*** nga ***MANDI̥A=*MONDI̥O-*** duhet të bëjë pjesë te rrënja ***MEND-thith, pi qumësht fëmija***." (f.321-322)

**Gjokë Dabaj**: Nuk mund të mos merret parasysh krejt kjo punë e madhe për të gjetur prejardhjen e një fjale të vetme. Në pikëpamje social-historike, përhapja e kësaj fjale përbën një dëshmi të pashoqe bashkëveprimi midis popujvet edhe në kohë të lashta. Gjithsesi, do të mbetej për t'u parë: Mos ka lidhje folja shqipe ***MËND (MAND), ndërgoj, jap me pi, jap sisë,*** dhe prapashtesa gjithashtu shqipe ***–(Ë)Z(Ë)***, nga mund të ketë dalë forma fillestare e të gjithë këtyre varinteve: *****MAND-(Ë)Z(Ë),*** rënie e ***D***-së, ***MANZ?*** Dua të them: Mos është një formim pellazgo-ilir në themel të krejt këtyre varianteve, gjë që do të na dëshmonte ekzistencën e një populli shumë të madh që në krye të herës në këto hapësira?

## MI,-U.

**Zef Krispi**: "***SMINTHOS***, ***miu***, në shqip quhet ***MY***, mi dhe ***MYT***, ***minjtë***, prej nga rrjedh μύς (mis). Helianusi, Klemensi dhe skolastikët thonë se Homeri ka përdorur

fjalën σμίνθος (sminthos). Banorët e qytetit Amaksitus në Troadë kishin ndërtuar një tempull për nder të Apolit që i thoshin ***SMINTHOS*** ose Σμίνθεύς (Smintheus), i cili kishte shpëtuar rajonin nga minjtë, σμινθος (në gjuhën myzeore) (Bokarti,dhe Hezikiusi).” (f.39)

**Gjokë Dabaj**: 1.Është thënë që ***MI*** vjen nga ***MUS***. Kjo do rishqyrtuar. 2.Të njëjtën hamendje për emrin ***SMINTHOS,*** lidhur me ishullin ***SMINTE***, unë e kam shprehur që në vitin 2004, pa e ditur që kjo është shkruar këtu e 183 vjet më parë.

# MI,-U.

**Zef Krispi**: “MIJ, mi është fjala e vjetër μύς (mus), por në gjuhën e sotme (greke) ***MIU*** quhet ποντικός (pontikos).” (f.76)

**Gjokë Dabaj**: Nuk mjafton kaq. Do parë: 1. A vjen forma ***MUS*** nga **MI**? 2.Si ka shkuar te gjuhët e tjera, te latinishtja, anglishtja, frëngjishtja? 3.Te sllavishtet e kemi prapë me të njëjtën rrënjë, por me ***I***, jo me ***U: MIŠ*** (mish), ***mi***. Ç’është ***SH***-ja te forma sllave ***MISH***?

**Gustav Majeri**: “Nga ***MY***: krahaso indishten e vjetër ***MŪŠ***, latinisht ***MŪS***, greqisht μῦς, sllavishte e vjetër kishtare ***MYŠЬ***, gjermanishte e lartë e vjetër, anglosaksonisht ***MŪS***, nordishte e vjetër ***MÚS***.” (f.323)

# MIRË (I).

**Zef Krispi**: “Këtu mund të përmendim atë që thotë i lartpërmenduri Malte-Bruni për MIRAT e shqiptarëvet. ***“Shqiptari shikon Mirat, ose Orët e mira, që enden nën dritën e hënës në zemër të pyjeve. Këto janë Μοίραι (Mire). Parkat ose fatitë e grekëvet të lashtë***.” MIR, E MIRE, TE MIRE, i korrespondon fjalës latine BONUS,-A,-UM dhe është e njëjta fjalë e greqishtes së lashtë ίμιρος (imiros), ***i dëshirueshëm***. Por MIR mund të jetë edhe MIRUS i latinishtes, pra, ***i adhurueshmi, i admirueshmi,*** sepse në gjuhën shqipe gjenden me shumicë edhe fjalë të tjera që kanë lidhje me gjuhën latine. Por duhen dalluar ato që i përkasin latinishtes primitive nga ato që kanë lindur më vonë nga përhapja e gjuhës romake fshatarake në Epir, permes kolonive ushtarake romake.” (f.84)

**Gjokë Dabaj**: Hedh, pra, Zef Krispi idenë e shtresimevet në gjuhë të ndryshme, kriter i cili duhet të zbatohet në studimin e secilës gjuhë, por veçanërisht në gjuhët e lashta, sepse ato, herë kanë dhënë e herë kanë marrë apo edhe rimarrë fjalë që dikur vetë ua kanë dhënë të tjerëvet.

**Gustav Majeri**: "Është identike me sllavishten e vjetër kishtare ***MILЪ***, ***zemërmirë, i dashur***, (krahaso ***MILOSRЬDЪ***, ***i mëshirshshëm***), prusisht ***MĪLS, i dashur***, lituanisht ***MEILÙS***, ***i dashur, i mirë***, ***MÉILE***, ***dashuri***. ***L*** për ***R***, si në ***BIR=FILIUS*** pranë ***BILË***. Trajta bazë ***MEILAS***. Këtu bën pjesë edhe greqishtja μείλιχος, μείλια, ***dhurata dashurie***." (f.325)

**Gjokë Dabaj**: Gjithsesi, nuk do kaluar pa bërë apo së paku kërkuar shpjegimet e duhur mbi kalimin e ***R-***së në ***L*** ose anasjelltas. Kjo do të ndihmonte edhe për të sqaruar disa dukuri të tjera fonetike, interesante, por edhe enigmatike. Psh, rotacizmin ***N-R.***: DANË-DARË, LONDON-LONDRA. Pse dhe si ka ndodhur ashtu?

# MISH,-I.

**Zef Krispi**: "MYSC, ***mish***, i ngjan fjalës greke μυών (mion), ***muskul*** ose ***pjesa mishtore e kafshës***, ndërkohë që, nëgreqishten letrare, ashtu si dhe në atë vulgare, MISHI quhet τό κρέας (to kreas). Edhe nëse shqiptarët e kanë nxjerrë fjalën MISC nga μυών, këtë duhet ta kenë bërë në kohë shumë të lashta, sepse, po ta kishin marrë nga greqishtja vulgare fjalën që shpreh mishin, do ta kishin quajtur atë κρέας ose në ndonjë mënyrë të ngjashme." (f.69)

**Gjokë Dabaj**: Të krahasohet me sllavishten: ***MESO***, ***mish***, ***MIŠIĆ*** (mishiq), ***muskul***.

**Gustav Majeri**: "Krahaso indishten e vjetër ***MẮSÁ-***, arumanishten ***MIS***, latinishten ***MEMBRUM*** për ***MEMZ-RO-***, sllavishte e vjetër kishtare ***MÊSO*** (bullgarishtja e Transilvanisë ***MENSO***=bullgarisht ***MESO***), lituanisht ***MESĄ*** (huazim?), gotisht ***MIMZ***. Baza për sllavishten, gjermanishten e shqipen është ***MEMSO-***, prej kësaj shqip së pari ***MINSA-***." (f.326)

**Gjokë Dabaj**: Është etimologji e besueshme, por do shpjeguar, si shkoi nga ***MEMSO*** në ***MINSA*** dhe prej andej në ***MISH***.

# MOLL/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "MOLË, ***mollë***, μήλον (milon) vulgare që ka rrjedhur nga fjala e lashtë μήλον (milon) dhe nga dialekti dorik μάλον (malon), të cilës i përngjan më shumë fjala shqipe, por gjithnjë mbetet e dyshimtë nëse kjo fjalë e shqiptarëvet ka rrjedhur apo jo nga fjala e greqishtes vulgare." (f.92)

**Gjokë Dabaj**: Nëse krahasohet me latinishten MALUS, ***mollë***, kjo e latinishtes del më afër me formën dorike μάλον, se sa kjo e shqipes, MOLLË. Gjithsesi, problemi mbetet siç ka thënë Z.Krispi: Cila formë është më e hershme, kjo e shqipes apo ajo e greqishtes?

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***MĒLUM, mollë***, që qëndron në bazë edhe të italishtes ***MELO***, rumanisht ***MER***, retoromanisht ***MEIL***, valonisht ***MELEILE***." (f.331)

**Gjokë Dabaj**: Si kaloi te rumanishtja ***L***-ja në ***R***? Në shqip si u bë ***E***-ja ***O***? Këto duhen studiuar dhe shpjeguar.

# NDEZË (ME).

**Zef Krispi**: „ME DEZUR, ***ndez***, DEZ, ***ndez***, është e afërt me fjalën e vjetër δαίώ (deo), ***ndez,*** prej ku δαίς (des), ***urë zjarri, pishtar***. Grekët e sotëm përdorin fjalën άφτω (afto), që është letrarja άπτω (apto)." (f.73)

**Gjokë Dabaj**: Duket sikur është marrë prej formës greke δαίς (des) duke i shtuar parashtesën vendëse *(Ë)N(Ë)-. Gjithsesi, duhen bërë hulumtime, sepse në disa të folme shqipe haset edhe forma ME DHEZË, ku duhet besuar që nga DH-ja të ketë dalë D e jo e kundërta, të ketë dalë DH-ja prej D-së .

**Gustav Majeri**: "Rrënja ***DEZ-***, nuk ka të bëjë aspak me ***DEG***- në ***DJEK***." (f.135)

**Gjokë Dabaj**: 1.Përkundrazi, unë shoh lidhje midis ***NDEZ*** dhe ***DJEG***. Konkretisht: ****DEG- *DEG-(Ë)Z(Ë)-,*** rënie e G-së, **DEZ*- parashtesë ***N***- dhe

***NDEZ.*** 2.***DH***-ja te forma ***ME DHEZË,*** nga ka dalë? Kjo do kërkuar ndoshta para formës *****DEG***.

# NGRËNË (ME).

**Zef Krispi**: „ME  NGRANE, ***ha (me ngranë***), është fjala shumë e vjetër γράω (grao), ***ha***. (f.79)

**Gjokë Dabaj**: NGRANË (NGRËNË), pas mendimit tim, lidhet me pjesoren e foljes ME HANGËR. Kjo pjesore duhet të ketë pasë dikur formën e zgjëruar *HANGËRNË, e cila, nën veprimin e metatezës, ka dhënë formën NGRANË, me ç'rast ka rënë H-ja. Së këndejmi, pa rënë ende H-ja, këtë fjalë e kanë marrë edhe sllavët HRANA, ***ushqim***, HRANITI SE, ***me u ushqye, me hangër***. Por kjo nuk do të thotë që grekët e moçëm të mos e kenë marrë prej nesh këtë fjalë në një faze të sajën shumë më të hershme.

# NGRËNË (ME).

**Zef Krispi**: „NGRANE, ***ha, ushqehem (ngrënë),*** γράειν (grain). Në të folurën popullore thuhet τρώγω (trogo), është njësoj edhe në gjuhën letrare.“ (f.81)

**Gustav Majeri**: “Pjesë përbërëse e rrënjës është ***GR-***, e afër me indishten e vjetër ***GIRÁTI***, ***gllabëron***, pjesore ***GĪRNÁ***, lituanisht ***GÉRTI, pi***, sllavishte e vjetër kishtare ***ŽRÊTI***, ***kapërdij,*** latinisht ***VORARE,*** greqisht βορά, βιβρώσκω. (f.353) (Për formën HA) “krahaso indishten e vjetër ***KHĀDATI***, ***ha***. ***H=***indoeuropishte ***SH: KHĀD***.” (f.193)

**Gjokë Dabaj**: Si shpjegohet që të kenë prejardhje të ndryshme ***NGRËNË*** dhe ***HA***? Pas meje, si e thashë edhe më lart, ***NGRËNË*** vjen nga *****HANGËRNË***.

# NJERI,-U.

**Zef Krispi**: „GNERI, ***njeri***, άνήρ (anir).“ (f.83)

**Gjokë Dabaj**: Vetëm kaq për një fjalë kaq të rëndësishme! Ç'duhet të bëjnë gjeneratat e gjuhëtrëvet me këtë fjalë? Sigurisht, jo të rrinë me kaq.

**Gustav Majeri**: „***NJER*** është ***NIÉR***, dmth. indoevropiania e diftonguar ***NER-*** në indishten e vjetër ***NAR- NARAS***, avestisht ***NAR-NARA***, greqisht ἀνήρ, italisht ***NER***-, irlandishte e vjetër ***NERT***, ***fuqi. NJERÍ*** si ***KALLÍ*** krahas ***KALL***, në thelb pas gjase ***fuqi e burrit, fuqi riprodhuese***." (f.360)

# PANEMOS.

**Zef Krispi**: „Emrat DESIOS dhe PANEMOS kanë të njëjtin kuptim në shqip dhe në maqedonisht." (f.64)

**Gjokë Dabaj**: E dhënë e pamjaftueshme. Unë nuk i kuptoj asnjërin nga këta emra.

# PARË (I).

**Zef Krispi**: „Paridi është një trajtë mikluese ose zvogëluese shqiptare, pra PARITHI, I PARTHI ose prijësi (princi) i vogël, për të treguar djalin e ndonjë mbreti, në oborrin e të cilit spikaste për nga hijeshia, bukuria dhe pamja hyjnore. Aleksandri, te Homeri, (quhet) Θεοειδής (Theoidis)." (F.34)

**Gjokë Dabaj**: Prapashtesa –ID nuk përkon me prapashtesën zvogëluese shqipe –TH. Emri i PARIDIT ndoshta do të mund të shpjegohej me fjalën BARI, gjë që përputhet edhe me mitin që lidhet me lindjen dhe rritjen e këtij heroi të "***Iliadës***".

# PARË, (I).

**Zef Krispi**: „Emri PRIAM, gati si të thuash PARIAM, vjen nga fjala PAR, që do të thotë I PARI, fjalë analoge me fjalën greke παρά (para) që do të thotë pikërisht PARA, përpara, për të treguar një famullitar ose një sovran. Nga e njëjta fjalë duhet të rrjedhë edhe fjala latine PRIMUS, që është gati si PARIMUS." (f.34)

**Gjokë Dabaj**: Emri PRIAM, ndoshta do të mund të afrohej me foljen ME PRI, që ka të njëjtën rrënjë me I PARË. Gjithsesi, nuk mund të kërkohet prej një studiuesi të gjysmës së parë të shekullit XIX, një fjalor rigorozisht etimologjik shkencor, siç duhet kërkuar prej një studiuesi të shekullit XXI. Madje mund të themi që Zef Krispi është më shumë një etimolog amator, sesa një shkencëtar i kualifikuar i kësaj sfere. Megjithatë, me kaq sa na ka dhënë, duke zënë kronolojikisht vendin e

parë në plejadën e etimologëvet arbëresho-shqiptarë, ai është e do të mbetet përjetë një figurë shumë e nderuar midis albanologëvet të kombit tonë.

## PARË (I) (I PARI).

**Zef Krispi**: "***I pari*** dihet se rrjedhur nga παρά (para), ***para***, ***përpara***, por grekët e sotëm thonë πρώτος (protos), si në gjuhën letrare: προτος rrjedh nga parafjala πρό (pro), ***para***, πρό, πρότερος, πρότατος (pro, proteros, protatos), dhe shkurt πρώτος. Si njëra, ashtu edhe tjetra fjalë, pra I PARI dhe πρώτος, kanë një rrënjë të ngjashme." (f.72)

**Gjokë Dabaj**: Doemos, ka lidhje kuptimore midis numërorit themelor NJË dhe rreshtorit I PARË. Por, si ka ndodhur që të ketë kaq ndryshim në tinguj? Mos është njëra prej këtyre formave e huazuar? Nëse po, cila?

**Gustav Majeri**: ***PAR***- = indoeuropiania ***POR-*** qëndron në raporte apofonie me ***PR-*** në sllavishten e vjetër kishtare ***PRЪVЪ***, lituanisht ***PÌRMAS***, ***i pari***; avestisht ***PARA***, ***para***, paraqet të njëjtën shkallë. Nga shkalla e reduktuar janë formuar gotishtja ***FAURA***, ***para***, greqishtja πάρος, indishte e vjetër ***PARĀ***, ***para, përpara***." (f.370)

**Gjokë Dabaj**: Dallimin midis numërorit themelor ***NJË*** dhe numërorit rreshtor ***I PARË***, e kanë edhe sllavishtet: ***JEDAN, ADINJ- PRVI, PJERVËJ***.

## PAT/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "PATA, POTA, ***patë*** (shpend, T.H.) ποτανός (potanos) në dialektin dorik në vend të ποτηνός (potinos). Në gjuhën vulgare χήνα, ή (hina, i) nga χήν, χηνός, ό (hin, hinos, o)." (f.82)

**Gustav Majeri**: "Sllovenisht, bullgarisht, sërbisht, ***PATKA***, ***rosë***, sërbisht ***PATAK, rosak***, bullgarisht ***PATЪR***, ***rosak***, arumanisht ***PATĂ, patë***, fruilisht ***PATÒNE***, ***lloj rose e egër***; spanjisht ***PATO, PATA, patë, më parë rosë***; krahaso më tej persisht ***BAT rosë***, arabisht ***BAT***, ***rosë***, kurdisht ***BAT***, ***patë***." (f.373)

**Gjkokë Dabaj**: Bëhen përqasje, por nuk del prejardhja. Megjithatë, është e rëndësishme që edhe G.Majeri, ashtu si Z.Krispi, e kërkon prejardhjen e kësaj fjale në lashtësi shumë të thellë, por edhe në një hapësirë shumë të gjërë.

# PEL/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Emri frigj i PELOPËS është i përbërë nga 2 fjalë shqipe: PELË dhe LOPË, për të treguar pasurinë e PELOPËS që përbëhej nga PELA dhe LOPË, sepse bagëtitë ishin pasuria e më të lashtëvet dhe e patriarkëvet." (f. 34)

**Gjokë Dabaj**: 1.Duhet kërkuar etimologjia e fjalës PELË. 2.Duhet parë edhe opcioni me formën PJELL të foljes ME PJELLË: *PJELLËLOPË.

# PEL/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Emrat PELLA dhe PELLENA mund të shpjegohen me emrin PELLA, ***pela***, pra PELLA, PELLENA, ***pelë, femra e kalit***. (f.45)

**Gjokë Dabaj**: Ka më shumë të ngjarë që e gjithë kjo të lidhet me foljen ME PJELLË, prej së cilës mund të ketë ardhur edhe vetë fjala PELË.

# PEL/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Rajoni PELLA në Maqedoninë e lashtë, ku lindi Aleksandri i Madh, i cili quhej, për këtë arsye, edhe PELLAS, do të thotë ***PELË***. Në Maqedoni ka qenë një qytet që quhej PELA të cilit i ishte dhënë ky emër ose për të nderuar kujtimin e ndonjë pele, ashtu si u quajt BUCEFALIA qyteti tjetër për nder të kalit të famshëm BUCEFALO të Aleksandrit, ose ngaqë ushqeheshin kuajt". (f.50) "PELA ka qenë kryeqendra e mbretërisë." (f.51)

**Gustav Majeri**: "Femërore nga greqishtja πῶλος, mëz, me ***E***= indoeuropiane ***Ō***; së pari ka shënuar një pelë të re." (f.374)

**Gjokë Dabaj**: 1.Krahaso: ***PULISHT***, gomar i vogël. 2.Mos hyn këtu, siç thashë më lart, folja ***ME PJELLË***?

**Eqrem Çabej**: "E afër me greqishten πώλος, ***mëz, zog shtaze, djalë i ri, vajzë e re.***" (Vëll.II, f.16)

**Gjokë Dabaj**: Forma POLLOS (πώλος), me rrënjën POLL-, mund të krahasohet me emrin e perendisë APOLLON, -I, me të njëjtin kuptim të PJELLJES. Por, a është kjo fjalë një pellazgo-ilirizëm në greqisht?

# PEM/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "PEMË, FRUT, ***pemat***, FRUTAT si πέμμα (pema), pothuajse pa asnjë ndryshim, sepse, edhe në shumës, πέματα (pemata) ngjan me PEMAT. Latinët pastaj thoshin POMUM, POMA, por shqiptarët nuk e kanë marrë këtë fjalë nga gjuha latine, sepse e shqiptojnë PEM dhe jo POM. Në greqishten vulgare, frutat quhen πορικά (porika), fjalë e rrjedhur nga όπώρα (opora), ***vjeshtë***. Nga Plutarku, te "***Jeta e Aleksandrit***", përdoret për të treguar frutin shprehja όπώραν έλληνικήν κοαίζοντες (oporan elinikin koezontes)." (f.74-75)

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja PŌMUM, ***pemë, fryt***. Rumanisht POM, ***pemë***, ***fryt***." (f.375)

# PIT/E,-JA.

**Zef Krispi**: "(Hebraisht:) PAT, ***kafshore (buke),*** MIPITO, ***kafshorja e tij***, në shqip: PITA është ***një lloj buke***. (f.22)

**Gjokë Dabaj**: Nëse kjo është e pranueshme, atëherë edhe emri PIC/Ë,-A do lidhur me shqipen PITE [*PIT(Ë)ZË]. E kanë edhe grekët: πήττα (pita) dhe turqit: PIDE.

**Gustav Majeri**: "E përhapur gjërësisht: bullgarisht, sërbisht, ***PITA***, bullgarisht ***PITICE***, ***petull***, turqisht, ***PITA, PIDE***, hungarisht ***PITA, PITE***, rumanisht ***PITĂ***, greqishte e re πίτα, retoromanisht ***PITTA***, ***PETTA***, ***bukë e hollë e sheshtë***. Fjala duket të jetë e romanizuar e greqishtes πηκτή ***PICTA***, krahaso μελίπητον, ***pite me mjaltë***, me λαχανόπιτα." (f.389)

# PLAK,-U; PLEQ.

**Zef Krispi**: "Pasardhësit e Aleksandrit, meqë ishin të afërm të Kadmos, u quajtën CRYSOPELECHI, një fjalë greko-barbare (greko-jogreke), që ka kuptimin PLEQ TË ARTË. PELLECHI tingëllon si ***pleq, pleqtë*** dhe χρυσοι (hrisi) ***të artë***." (f.32)

# **PLAK,-U**.

**Zef Krispi**: "Vetë emri i PELLAZGËVET mund të shpjegohet përmes shqipes dhe ka kuptimin TË VJETËR, ***të lashtë***. PLACHI ose PELACHI dhe PLASCHICA ose PELEASCHICA, do të thotë ***njerëz pleq, të vjetër***, nga fjala PLACH, ***plak*** dhe, në shumës, PLECHËT, ***pleqtë***. PLACH, plak ngjan me πάλαι (ακ), ***pale, palak*** nga πάλαι, ***kohë e lashtë***, παλαιός (paleos), ***i lashtë*** dhe, në një formë tjetër, παλαιακός Pakeakos)" (f.44)

**Gjokë Dabaj**: Del kështu që rrënja të jetë PALEO-, pjesë e kompozitave të shumta në gjuhët modern (paleolit, paleolog, paleograf) . Por, a është paragreke kjo rrënjë dhe a është pellazgo-ilire?

**Gustav Majeri**: "***PL-AK*** nga rrënja ***PEL-***, e cila në trajtë të reduktuar gjendet edhe në greqishten πάλαι, παλαιός, në të fortën në πελείους… -***AK*** është prapashtesë. Ç'duan të thonë emrat e përveçëm grekë Πλάκων, Πλακίδας, Πλακία?" (f.392)

**Gjokë Dabaj**: Duan të thonë, me sa duket, se këta emra të përveçëm kanë prejardhje paragreke dhe shpjegohen me gjuhën shqipe. Por ky pohim, prapë, nuk është i mjaftueshëm.

# **PLOT.**

**Zef Krispi**: "PLOT është άνάπλεως, πλέως, πλώς (anapleos, pleos, plos), plot. Grekët e sotëm thonë γεμάτος (gematos) që rrjedh nga folja letrare γέμω (gemo), ***jam plot***." (f.78)

**Gjokë Dabaj**: Krahaso: latinisht, PLENUS, ***plot***; frëngjisht, PLEIN, ***plot***; rusisht, ПÓЛНО, ***plot***; slavishte jugore qendrore, PUN, ***i plotë***. Do gjetur forma parësore.

**Gustav Majeri**: "Është pjesorja ****PLĒTOS*** e rrënjës ***PLĒ***= latinisht ***COM-PLĒTUS***, indishte e vjetër ***PRĀTÁ***-." (f.394)

Gjokë Dabaj: Në Shestan kish individë që thoshin ***PLET***. "U mush lera ***PLET*** me uj."

# **PRE (ME).**

**Zef Krispi**: "ME PREM, ***pres*** (edhe me sharrë), është fjala e lashtë πρίω (prio), ***sharroj***. Sot përdoret πρίωνίζω (prionizo), por PREEM ngjason më shumë me rrënjën πρέω (preo), ***sharroj***, nga e cila rrjedh πρίζω (prizo) dhe pastaj πριωνιζω (prionizo)." (f.79)

**Gjokë Dabaj**: Duhen krahasuar, sado që këto mund të jenë të mëvonshme, me latinishten PRAECIDO (precido), ***me këputë, me pre***; sllavishte jugore qendrore REZATI, ***me pre***; rusisht, РЕ́ЗАТЬ, ***me pre***.

**Gustav Majeri**: "Afër me sllavishten e vjetër kishtare PERA, PRATI, ***rrah***, lituanisht PERIÙ, ***rrah; zhys në ujë, laj***." (f.402)

**Gjokë Dabaj**: Këta shembuj të G.Majerit më duket se nuk kanë lidhje kuptimore.

# PRI (ME).

**Zef Krispi**: "***PRIM***, ***prij, shkoj përpara***, προϊέναι (priene)." (f.83)

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***PRAEIRE.***" (f.403)

**Gjokë Dabaj**: Shihet qartë që s'është nga latinishtja, sepse kjo gjuhë vjen, e pakta, mbas greqishtes së vjetër.

# PRIND,-I.

**Zef Krispi**: "PRINTH, ***prind, atë,*** πρίν (prin), ***përpara*** (ose nga latinishtja PRIMUS, ***i pari i familjes***). Por PRIMUS është fjalë që rrejdh edhe nga fjala greke παρά (para), ***para, përpara,*** παρά-ιμος, πρίμος, πρίμους (para-imos, primos, primus). (f.83)

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***PARENTEM***. Rumanisht: ***PĂRINTE.***" (f.403)

# PRUSH,-I.

**Zef Krispi**: "***PRUSC*** ose ***PRUSS*** shqiptarët duket se i thonë asaj që grekët e quajnë πυρούς (piris) nga πύρ (pir), ***zjarr***, fjalë nga e cila vjen ***PRUNA*** e latinëvet, që ngjan si πυρ8να (piruna). Sot, në Greqi, prushi quhet άνθρακ8φη (anthrakufi), nga άνθραξ (anthraks), ***qymyr***, por quhet edhe χόβολη (hovoli), nga e cila ka

rrjedhur te shqiptarët CHOVOGLI dhe, gabimisht, ***fovogli***. Besoj se χόβλη (hovli) është χόϐβολή (houoli), ***hi i derdhur***.” (f.71)

**Gustav Majeri**: “I përket rrënjës indoevropiane ***PRUS-, PREUS***, ku hyjnë edhe indishtja e vjetër ***PRUŠṆĀTI, PRUŠYATI***, ***spërkat, lag***, ***PLOŠATI, digjet, përzhitet***, latinisht ***PRŪNA***, ***thëngjill i ndezur***, ***PRŪRID***, ***ha, kruhet, djeg, përcëllon***, gotisht ***PRUIS***, ***të ftohtë***.” (f.405)

**Gjokë Dabaj**: Etimologët tanë, emrin formacionit shtetëror të PIRUSTËVET (rutinisht i quajtur “***fis***”), e kanë lidhur me fjalën PRUSH, sepse PIRUSTËT merreshin me shkrirje mineralesh, pra me punë PRUSHI. Gëlqerarët e Krujës e të Fushë-Krujës, pas vitevet 1990, ishin PIRUSTË të mirëfilltë, nga ata më të thekurit e kohëvet të para 3000 vjetësh.

# PUNUE (ME).

**Zef Krispi**: “PUNUEM, ***punoj tokën, lëroj***, πονείν (ponin). Në të folurën vulgare, άροτρέυω (arotreio) dhe në atë letrare, άροτρέυω dhe άροτριόω (arotrio).” (f.83)

**Gjokë Dabaj**: Nëse gjuhëtarët arrijnë të vërtetojnë që fjala ***PUNË*** është një fjalë pellazgo-frigase në greqishten e vjetër, kjo nuk do të jetë një arritje e vogël.

**Gustav Majeri**: “Paraforma e shqipes ***SPUD-NĀ***, nga rrënja ***SPEUD*** në greqisht σπεύδω, σπουδή, me të cilin lidhin edhe latinishten ***STUDERE***.” (F.407)

***Eqrem Çabej***: “(PUNË), pranohet përgjithësisht që kjo fjalë, si refleks i një baze *SPUD-NĀ, afrohet me greqishten σπεύδω, ***nxitoj, shpejtoj***. Pokorni vendos si bazë një *PUDNĀ.” “Koncepti i punës në shumë gjuhë ka dalë nga ai i mundimit, i barrës.” (Vëll.II, f.52-53)

# PYETË (ME).

**Zef Krispi**: “***PITUEM***, ***pyes***, greqisht πύθεσθαι (pithesthe). Besoj se mund t’i referohemi fjalës latine ***PETERE***, edhe pse duket që ***PETERE*** ka një farë analogjie me πύθεσθαι, por ***PITUEM*** i afrohet më shumë (formës) ***PETERE***.” (F.83)

**Gjokë Dabaj**: Nuk del qartë, madje as forma e pretenduar shqipe ***PITUEM.*** Folja shqipe ***ME PYETË*** do krahasuar me sllavishten jugore qendrore ***PITATI***, ***me pyetë***, e cila do konsideruar si iliro-albanizëm në atë gjuhë. Te folja ***ME PYETË*** do mbajtur parasysh edhe tingulli ***Y***, i cili nuk kish pse të vinte nga një ***I***. Përkundrazi, ***Y***-ja kthehet në ***I***.

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja **PETIO*** për ***PETO***." (f.410)

**Eqrem Çabej**: "Mendimi i Pedersenit që fjala përfaqëson një PER-VES, mbetet i drejtë." "Etimologjia do të niset nga VES, VET… edhe kjo mund të jetë sekundare, një kompozitë V-ES, V-ET, me preverb V-… Si bazë e fjalës mbetet ES, ET. Shqip ES nga *AITIŌ mund të jetë e afër me greqishten αίτέω, ***kërkoj***, ***lyp, lutem***." (Vëll.II, f.55-57)

# PYLL,-I.

**Zef Krispi**: "Emrat PELION, PELIGNI dhe të shumë vendeve të tjerë e të popujve pellazgë shpjegohen thjeshtë nga P8L, ***pyll***, pra ***banorë të pyjevet***." (f.45)

**Gjokë Dabaj**: Emri PYLL është vërtet një emër që ia vlen të trajtohet dhe t'i kërkohet zanafilla, midis tjerash, edhe për arsyen se njeriu primitiv pikërisht në PYJE ka jetuar dhe, rrjedhimisht, edhe emërtimi i tij do të jetë shumë shumë i lashtë.

# PYLL,-I.

**Zef Krispi**: "Nga fjala ***P8L***, ***pyll***, ka rrjedhur emri ***PELEO***, ***pyllor***, ***pyjor***. Epiteti οίνοσίφυλον (inosifilon), ***degëshkundës*** që i jep Homeri, e përligj mjaftueshëm këtë pohim." (f.53-54)

# PYLL,-I.

**Zef Krispi**: "***P88EL*** do të thotë ***PYLL*** dhe është fjala ύλη (uli, yli) e grekëvet të vjetër. Të sotmit e quajnë δάσος (dasos) që tingëllon si fjala latine ***DENSO***, ***i dendur***, ose λόγγος që është fjala e vjetër λόχος (lohos) e ndryshuar dhe që do të thotë ***vend i fshehtë dhe i dendur***. Për më tepër, duhet mbajtur parasysh se shkronjat ***88*** te fjala ***P88EL*** kanë tingullin υ te ύλη (ylli)." (f.77-78)

**Gjokë Dabaj**: Po tingulli ***P*** nga ka ardhur? Mos është një parashtesë parafjalore **MB(Ë),* e cila në shumë raste ka kaluar në ***P***?

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***PADŪLEM*** për ***PALŪDEM***, si sardishtja ***PAULE***, femërore, spanjishte e vjetër, portugalisht ***PAÚL,*** italisht ***PADULE***, mashkullore, ***kënetë***, rumanisht ***PADURE***, femërore, ***pyll***." (f.410)

# QA(ME).

**Zef Krispi**: "Në fund, ***CLAN*** në shqip do të thotë ***QAN, QAJNË*** ose ***QANIN***, κλαίω (kleo), ***qaj, vajtoj***. Ngaqë epigrafi është i cunguar, mund të hamendësohet se ka pasur edhe fjalë të tjera." (f.90)

Gjokë Dabaj: Bëhet fjalë për një epigraf të etruskëvet dhe kjo do të ish e mjaftueshme për të krijuar pranë njërit nga institutet tanë të gjuhësisë një seksion të veçantë për studimet e etruskishtes.

**Gustav Majeri**: "Për ***KLAV-NIŌ***, krahaso greqisht κλα(Ϝ)ίω. Nga latinishtja ***CLAMARE*** fjala nuk mund të jetë e huazuar, pasi kjo në gjuhët romane që nga Spanja deri në Rumani ka kuptimin ***thërras.***" (f.411)

# QEN,-I.

**Zef Krispi**: "Sipas zotit Keta vetë ***CYNULCO*** është një fjalë gjysmë barbare dhe e huazuar brenda librit "***Athinasi***". Ajo do të thotë ***QEN-UJK***, nga κύων (kion), qen në greqisht dhe ***ULCH,*** ujk në shqip." (f.59)

**Gjokë Dabaj**: Në shqip kemi edhe ***KONE***, ***qen femër***. A vijnë nga greqishtja të 2-ja, edhe ***QEN***, edhe ***KONE***, apo janë substrat në atë gjuhë si edhe te latinishtja ***CANIS***?

# QEN,-I.

**Zef Krispi**: "***CHIEN***, ***qen***, ngjan me κύων (kion), ndërsa në greqishten vulgare thuhet σκύλος (skilos), fjalë që i përket edhe gjuhës letrare, por që, në fakt, do të thotë ***këlysh***." (f.71)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar me ***KONE***, ***buçe***. Ndërsa ***SKILOS*** afrohet me fjalën shqipe ***SKILE***, ***dhelpër***.

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ***CANIS***. Rumanisht ***CĂNE, CĂINE*** (kane, kaine). Trajta e shqipes vjen së pari nga një *****CENIS*** metaforik." (f.414)

**Gjokë Dabaj**: 1.Apofoni: ***A-E***. 2.Do krahasuar edhe me sllavishten ***KUČE, KUČIĆ, KUČKA***, ***qen, qenush, bushtër***.

# QENË (ME).

**Zef Krispi**: "(Hebraisht) ISC, është, në shqip thuhet: ISCH, ***ishte***." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Bëhet fjalë për kohën e tashme të foljes ME QENË. A mund të besohet që gjuha shqipe i kish, qysh në atë kohë, kohët e foljevet të parregullta kështu si i ka sot dhe si i kish në kohën e Zef Krispit?

# QENË (ME).

**Zef Krispi**: "(Hebraisht) ***ACHAN***, ***qëndron***, në paskajore: ***MEACHEN***. Në shqip thuhet: ***ME VETCHENË***, ***që qëndron vetë***." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Do lexuar: ***AKAN, MEAKAN*** dhe ***ME VETËKENË***, ***me vetëqenë***. Janë përkime të çuditshëm.

**Gustav Majeri**: "Indoevropiane ***ÉSMI***, trajta bazë e shqipes ***EM***; krahaso armenisht ***EM***, gotisht ***IM***, indishte e vjetër ***ÁSMI***, avestisht ***AHMI***, lituanisht ***ESMÍ***, sllavishte e vjetër kishtare ***JESMЬ***, greqisht ἔμμι." (f.211)

**Eqrem Çabej**: (Shih, po këtu, te J-ja: JAM. Vëll.I, f.247. Gj.D.)

# QERSHOR,-I.

**Zef Krispi**: "Muaji KRIOS i fshatarëvet maqedonas përkon me KIRSUER të shqiptarëvet. KIRSVER është muaji ***qershor,*** më saktë, ***koha mes qershorit dhe korrikut*** që grekët e quajnë θεριστής (theristis), ***korrës***, θέρος, τό (theros, to), ***të korrat, korrje*** ose ***verë***." (f.64)

**Gjokë Dabaj**: Është e vështirë te besohet kjo përqasje. Megjithkëtë, etimologët kanë për detyrë për të bërë sqarimet e duhur. Shih edhe VERË.

# QETHË (ME).

**Zef Krispi**: "Maqedonasit, si pasardhës të kuretëvet të Frigjisë përmes pellazgëvet, dhe të CETURIANËVET, që quheshin kështu nga fjala CHIETHUR, ***(i) qethur***, kishin futur mes tyre zakonin e QETHJES; madje, më të shquarit mes tyre, mbanin mantele dhe CAVSIA (përkrenare) si vetë Aleksandri." (f.47).

**Gjokë Dabaj**: A përdorej atëherë forma me rotacizëm: QETHUR në vend të formës më të hershme, QETHUN?

**Gustav Majeri**: "Paraforma KIERTŌ, krahaso indishte e vjetër KART-KRNTĀMI, ***pres, shqyej, gris,*** KARTARĪ, ***gërshërë***, latinisht CORTEX, greqisht κέρτ-ομος, ά-κερσε-κόμης." (417)

# QI (ME).

**Zef Krispi**: "Κοίτη, ή (kiti, i), ***shtrat***, por njëheresh edhe ***fjala që përshkruan aktin seksual***: κοίται ων, αί (kite on, e), janë fjalë shumë të vjetra. Shqiptarët thonë: CHITUR, CHITN." (f.70)

**Gjokë Dabaj**: Mos e ka zanafillën te folja ME QITË***, me derdhë***?

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja INCLINARE, ***shtrij për të kryer marrëdhënie seksuale.***" (f.418)

**Gjokë Dabaj**: Pra, baza do të ishte KLIN, sepse IN- është parashtesë.

# QIELL,-I.

**Zef Krispi**: "CHIEL (qiell), coelum. Nuk dihet nëse është fjalë vjetër apo e futur më vonë në gjuhën shqipe. (f.85)

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja CAELUM. Rumanisht CER." (f.418)

**Gjokë Dabaj**: Të vihet re shndërrimi i L-së në R te rumanishtja.

# RA (ME) (RËNË).

**Zef Krispi**: “(Hebraishte) JARÂ, ***u hodh, ra***, në shqip: RA.” (f.22)

**Gustav Majeri**: (Bën analizë të hollësishme, krahasime me shumë gjuhë. Gj.D.) (f.73)

# RASA EMËRORE (morfologji).

**Zef Krispi**: “Habraisht: HOTAM, ne. Shqip: ATA.” (F.24)

**Gjokë Dabaj**: Ka ngjashmëri tingëllore, por vetat janë të ndryshme. A mund të pranohet një i tillë përafrim? Duhet vështruar krejt paradigma e përemravet.

# RASA KALLËZORE (morfologji).

**Zef Krispi**: “Hebraisht: HOTÓ, ***mua***, rasa kallëzore. Shqip: ATË, rasa kallëzore.” (f.24)

**Gjokë Dabaj**: Shohim sërish përemrin vetor UNË dhe përemrin vetor AI, që ngjajnë në rasën kallëzore. A mund të merret për argument kjo ngjashmëri për të përafruar 2 gjuhët, shqipen dhe hebraishten?

# RI (I).

**Zef Krispi: “I RIJ**, ***i ri***, έαρ, ήρ (ear, ir), ***pranverë***. I rij në shqip do të thotë ***I RI*** edhe për sendet, edhe për njerëzit, si në greqisht νέος (neos), ***i ri***, edhe për sendet, edhe për njerëzit.”(f.82)

**Gjokë Dabaj**: Si e kanë gjuhët neolatine? Si e kanë gjuhët gjermanike? A thuhet në ato gjuhë: ***Shpatar i ri, shpatë e re***? Shihet që këtu ka vetëm një tërheqje të vëmendjes. Nuk ka analizë. Por kjo është më se e kuptueshme për atë lloj dijetari, i cili, ndonëse nuk i ka në dorë të gjitha mundësitë, dëshiron të thellohet në kërkime, i vetëdijshëm që dikush tjetër në të ardhshmen do të mund t’i ketë ato mundësi. Edhe unë ndiej shumë mangësi në formimin tim shkencor në fushën e etimologjisë. E ndiej se duhej t’i kasha studiuar sistematikisht një varg gjuhësh të huaja, gjë që

edhe e pata nisur në moshën 22-23-vjeçare, por më vonë nuk i pata mundësitë. Megjithatë, unë mbroj parimin që njeriu, aq sa di duhet ta lër të shkruar, në mënyrë që t'u jepet mundësia të tjerëvet, si të thuash, t'i vënë pikat mbi ***i***. Ndryshe nuk mund të përparojë shkenca.

**Gustav Majeri**: (Jep shembuj, por jo etimologji. Gj.D.) (f.430)

# RUEJT (ME).

**Zef Krispi**: "ME RUOTUNË, ***ruaj***, AÎ RUAN, ***ai ruan***, etj. Është e ngjashme me rrënjën ρυω (ruo), ***mbroj, mbaj***, folje e përdorur nga Homeri për të thënë ***RUAJ***. Është për t'u theksuar se shqiptimi i O-së është i shpejtë, prej ku del më mirë analogjia." (f.79-80)

**Gjokë Dabaj**: Vo! Dyzanorëshi UO te Homeri.

**Gustav Majeri**: "Baza e së tashmes RŌNỊŌ, që është huazuar nga sllavishtja e vjetër kishtare HRANITI, ***ruaj***… Hyn këtu edhe latinishtja PROHIBERE? Nga formula TË RUANSH është formuar TRUANJ, TËRUANJ, ***rekomandoj***, me të cilën është identike TRONJ, ***mallkoj***, TRUES ***mallkues***: krahaso kuptimin e dyfishtë të IMPRECARI." (f.433-434)

**Gjokë Dabaj**: Duhet të jetë e kundërta: fjala sllave është huazuar prej iliro-arbërishtes: *RUANJËH- metatezë: *HRUANJ+TI-, rënie e U-së: HRANI-TI (Ose, dyzimi UO,UE,UA mund të jetë bërë më vonë).

**Eqrem Çabej**: "Pas Bariçit, RUAJ ka dalë nga një bazë *ṲRĀNIŌ, duke u afruar me gjermanishten BIWARŌN, ***me ruejt***, latinishten VEREOR, ***nderoj, druaj***." "Formalisht RUONJ, RUEJ, reflekton një *RONIO…" (Vëll.II, f.82-83)

# **RREN/Ë,-A**. (ME RREJTË).

**Zef Krispi**: "(Hebraisht) REMIA, ***gënjeshtër, e pavërtetë***, në shqip E RREMJA, ***rrena***." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Do sqaruar më parë: Brendapërbrenda shqipes, raporti M e N te format E RREMJA dhe RRENA, cilat janë? Mbaresa shquese –A (-IA) a është një mjet formëformues edhe në hebraisht?

# RRËSHEK,-U.

**Zef Krispi**: "MORISCOS ishte ***rrësheku*** apo ***shakulli me verë i Bakusit***. Duket se rrjedh nga ρώξ (roks) dhe RUSCH, ***rrush*** në shqip, pasi vetë RRËSHEKU, në këtë gjuhë quhet RYSCHEK, ***ryshek***." (f.39-40)

**Gjokë Dabaj**: 1.Duhet parë: Nga vjen emri RRUSH dhe a mund të besohet që kjo fjalë të ketë pasur këtë formë qysh në kohën e mitevet? 2.Po të krahasohet me sllavishten GROZD (grozd), ***vile rrushi***, GROŽĐE (grozhgje), ***rrush***, vihet re që edhe aty ka të njëjtën rrënjë: ROZ, ROŽ. Po edhe frëngjisht, RESAIN (rezë), ***rrush***, nuk na largon nga e njëjta prejardhje.

**Eqrem Çabej**: "Është një formë me prefix RRË- nga e cila ruhet poashtu primitive SHEK." "Edhe trajtat me E… shpien në analizë të fundit te SHAK." "Shih SHAKULL e SHARK." (Vëll.II, f.98-99)

# RRËZIM,-I.

**Zef Krispi**: "Në malësitë e paarritshme të Malit të Zi, pranë Dalmacisë, emri i stërlashtë VIRSIMINIUM është shqiptar, pra ƁREZIMENUEM, që tregon një vend pranë humneravet, honevet. (Malte-Bruni)" (f.52)

**Gjokë Dabaj**: Është e besueshme. Mund të jetë ***RRËZIM***.

# SIS/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „SISA, ***sisë***, τιτθός (titthos). Në greqishten vulgare: βιζί, τό (vizi, to)." (f.81)

**Gjokë Dabaj**: „Do krahasuar me foljen ME THITHË."

**Gustav Majeri**: "THITHË dhe SISË janë=sërbisht SISA, CICË=sërbisht, bullgarisht CICA, italisht ZIZZA. Krahaso rumanisht TSĂTSILE, ***gjinjtë***." (f.513-514)

**Gjokë Dabaj**: „G.Majeri vë re njëjtësinë apo ngjashmërinë e kësaj fjale me gjuhët sllave e me italishten, por nuk sheh që prej SISË nuk mund të vinte forma THITHË. Ka ndodhur e kundërta: edhe në italo-rumanisht, edhe në sllavishtet, kemi të bëjmë me iliro-albanizma.

# SJELLË (ME).

**Zef Krispi**: „CELVANSL do të thotë ofron përshëndetje ose ofron dhuratë nga CEL, ***sjell***, dhe FALS, ***fal,*** pra ***dhuroj*** ose ***përshëndes***. Është për t'u theksuar se, në original, gjendet shkronja etruske Ɔ, e cila, për analogji me shkronjën greke Ć, mund të shihet si S: SELVANTSL, madje në shqip thuhet edhe SEL, edhe CEL. Për më tepër, te VANSL gjendet shkronja ⅂ që është diagama e F-së, e cila shqiptohej e frymëtuar si V ose si F. Pra, VANSL mund të jetë FANSL dhe, duke zhvendosur shkronjat, marrim FALNS, FALS." (f.89)

[Shprehja do të ishte: *SJELL (TË) FAL(U)N. Shih: ME FALË.) Gj.D.]

**Gustav Majeri**: "Rrënja SEL= indoevropiane ḰEL." (f.451)

# SQEPAR,-I.

**Zef Krispi**: "SKEPARI, ***sqepari, sëpata***, σκεπάρνι, τό (skeparni, to) vulgare, nga σκέπαρνον (skeparnon) letrare. (f.91-92)

Gjokë Dabaj: Z.Skiroi mendon se kjo fjalë mund të jetë greqizëm. Por unë mendoj se në rrënjë të kësaj fjale është KEP,-I, me kuptimin ***majë***, mbaresë e mprehur, dhe kjo rrënjë do marrë si vendëse.

**Gustav Majeri**: "Nga greqishtja e re σκεπάρνι." (f.456)

**Gjokë Dabaj**: Rrënja është QEP, ndërsa S-ja është formant parashtesor mohues. G.Majeri e ka gabim. Fjala del pellazgo-ilirizëm në gjuhën greke.

# SUKULL,-I.

**Zef Krispi**: "SYCHSI (Σύκσόι), (siksi), ***këpucë FRIGJE***. (Bokarti). Te Hezikiusi kemi: Σύκχοι ύποδήματα φρύγια (sikhi ipodimata frigia). Ndoshta vjen nga fjala shqipe SUKUL, ***astari i brendshëm i këpucës***." (f.39)

**Gjokë Dabaj**: Formanti –LL duket se është prapashtesë. Ndoshta edhe –SI (σοι) është prapashtesë. Kështu mbetet rrënja SUK- e pranueshme si etimon i përbashkët.

**Eqrem Çabej**: "Nuk duhet të jetë tjetër gjë veçse serbokroatishtja SUKNO, bullgarisht SUKNÓ, ***zhgun, shajak, cohë***, duke u zëvendësuar silaba e fundit –NO me sufiksin –ULL." (Vëll.II, f.115-116)

**Gjokë Dabaj**: Po SUK- ç'është në sllavishtet? Krs, ZASUKATI, ***me shpërvjelë***, ***me përveshë*** (mëngën). Rënjë fjalësh SUK (SUC) ka edhe në latinisht. Madje ka edhe SUCULA (SUKULA), por prapë, unë mendoj se duhet kërkuar gjetkë.

# SY,-RI (SY,-NI).

**Zef Krispi**: "SÎ, ***sy*** dhe SIT, ***sytë***, janë fjalë që ngjajnë me όσσε (ose): Τόνδέ σκότος όσσε κάλυψε gjendet te Homeri. Tani grekët e sotëm i quajnë sytë μάτια (matia), që rrjedh nga όμμα όμμάτια μάτια (oma, omatia, matia). Helenët thoshin όφθαλμός (ofthalmos) dhe όμμα, ndërsa όσσε është një fjalë tepër e lashtë." (f.77)

**Gjokë Dabaj**: Është e besueshme që ***OSE*** të ketë dhënë ***SY*** në gjuhën e mëvonshme të parashqiptarëvet. Por do parë edhe rasti që emri OKO, ***sy,*** te sllavët, si edhe te latinët, OCULUS, ***sy***, ka gjithashtu lidhje me OSE. Si ka ndodhur? Si ka ndodhur që edhe në frëngjisht i njëjti emër ka lidhje me OSE (όσσεο?

**Eqrem Çabej**: "Për mendimin tonë SY, SYNI, si reflex i një baze *SYN e kjo i një më të lashte *SUN-, përbën një konkordancë parciale me emrin e diellit në gjuhët gjermanike, gotisht SUNNŌ, SUNNIN etj." (Vëll.II, f.118-120)

# SHARR/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "SCORDUS (SCARDUS, Gj.D.) (sot SHARR), përsëri MAL në Maqedoni, e ka origjinën e emrit nga majat e tij të dhëmbëzuara, që do të thotë CARD dhe SCHARRA, SHARRË." (f.48)

**Gjokë Dabaj**: Vo! Z.Krispi e ka gabim, se SCARDUS (Sharri i sotëm) nuk është përfshirë kurrë nën emrin Maqedoni. Maqedonia Antike gjendej shumë më në jug. Po edhe etimologjia duhet ristudiuar.

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja SERRA; arumanisht ȘARRĂ; spanjisht SIERRA, ***vargmal***." (f.466)

**Gjokë Dabaj**: Mund të krahasohen spanjishtja SIERRA me oronimin SHARR (Malet e Sharrit). Por për SHARRË mund të hamendet një formë *S-HAR-NË (*S-HAR-TË) me një rrënjë *HAR.

# SHAT,-I.

**Zef Krispi**: "(Hebraisht:) MACHARECIAT, ***shat*** ose ***plor,*** ndërsa shqiptarët i thonë: SCIAT, ***shat***." (f.22)

**Gjokë Dabaj**: Pjesa MAKARE është pa tjetër përbërës i kompozitës, por duhej sqaruar. Pjesa që mbetet është vërtet si fjala e shqipes.

# SHAT,-I.

**Zef Krispi**: "SCIATOS është një ishull në detin Egje mes Eubesë dhe Thesalisë dhe e ka marrë emrin nga fjala SCIAT, ***shat,*** ndoshta për shkak të formës si shat. Ashtu si DREPANO dhe ZANGLA që u quajtën kështu se kanë pamjen e një DRAPRI." (f.51)

**Gustav Majeri**: "Qëndron për *SHAKTË si NATË për *NAKTË dhe i përket rrënjës SHK-, latinisht SECĀRE, sllavishte e vjetër kishtare SÊKA, secare (seka, sekare), nga e cila rrjedhin edhe emra të tjerë veglash prerëse, latinisht SECULA, ***drapër***, SECŪRIS, ***sëpatë***, sllavishte e vjetër kishtare SEKYRA, ***kazmë*** (por sërbisht SJEKIRA), SÊCIVO, ***sakicë***, gjermanishte e lartë e vjetër SËH, ***thikë e plorit, shat***, SËGANSA, ***draper, kosë***, SAHS, ***shpatë***, SËGA, ***sharrë***, SHAT mund të qëndrojë për SIEK-TI, por mund të përfaqësojë edhe trajtën apofonike SAK-." (f.466)

**Gjokë Dabaj**: Shih DRAP/ËR,-RI.

# SHKA (ME).

**Zef Krispi**: "Te Homeri gjendet fjala ἀλισκάζω (aliskazo), ***ia mbath, rrëshqas, iki,*** ndërsa në shqip thuhet SCAS, ***shkas, rrëshqas***: νόσφιν ἀλισκάζω πολέμοιο (nosfin aliskazo polemio) duhet shpjeguar, ***i* rrëshqas**, ***i shmangem luftës***. Pikërisht me

këtë kuptim duhet ta ketë përdorur edhe Hektori, duke i kushtuar vëmendje kontekstit Αίκε κακός ώς νόσφιν άλυσκάζω πολέμοιο (eke kakos os nosfin aliskazo polemio), duke dashur të tregojë frikën e atij që ikën duke rrëshqitur. Për më tepër, άλισκάζω rrjedh nga άλύσκω (alisko), që përsëri do të thotë, ***bie, zbres***. Në shqip ka një folje të ngjashme, pra SCOGN, ***shkoj, iki***, dhe në paskajore shfaqet më e qartë analogjia SCÔ, ***shko, ik***. Mund të shqiptohet me χ: σχώ (s'ho) nga fjala e lashtë σχέω (s'heo). Te Tuqididi në fakt, gjenden fraza: όσον σχόντες μονον ξύνόπλοις ές τήν Λακωνικήν (oson s'hontes monon ksin oplis, es tin Lakonikin) duke kaluar vetëm me armë permes Lakonisë." (f.68)

# SHKELË (ME)

**Zef Krispi**: "ME E SCHELË, ***shkel***, është e afërt me σκάλλω (skalo), ***shpoj, ngul***, një rrënjë e lashtë kjo. Shkel me këmbë sot thuhet πατείν (patein) si në greqishten letrare." (f.79)

**Gustav Majeri**: "Rrjedhimi i kësaj SHKAL prej latinishtes EX-CALCO (rumanisht CALC) nuk bashkohet me tiparet e tingujvet fundorë të fjalës. Kështu ajo paraqitet si formë apofonike e një rrënje SHKEL-." (f.473)

**SHKËMB,-I**. **Zef Krispi**: "Lumi Skamandro u quajt kështu, gati sikur thua SKOMBANDRO, pra ***që rrjedh nga shkrepat e shkëmbinjtë***, sepse SCOMB ose SCKËMB në shqip thuhet ***shkëmb***, prandaj SKOMBANDRO do të thotë ***SHKËMBOR***." (f.29)

# SHKËMB,-I.

**Zef Krispi**: "SCOMIUS, që tani quhet DUPINDCHA (sot VITOSHA) është një mal në Maqedoni. Emri i tij është frigjo-shqiptar dhe rrjedh nga fjala SCOMB dhe SCHEMPS, ***shkëmb, shkëmbor***." (f.48)

# SHKËMB,-I.

**Zef Krispi**: "SCAMBI dhe SCËMBI, ***shkëmbi***, është një fjalë e lashtë dhe rrënja është άμβη (amvi)" (f.74)

**Gjokë Dabaj**: Krahaso: latinisht, sllavisht etj. S'e besoj të jetë kështu si thotë Z.Krispi.

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja SCAMNUM. Rumanisht SCAUN, arumanisht SCAMNU. Nga shqipja vjen epirotisht SHKEMI, ***rrëpirë, humnerë***." (f.473)

**Gjokë Dabaj**: 1.G.Majeri e konsideron të ndryshme epirotishten nga shqipja. Dëshmi e njohurivet të pamjaftueshme edhe për kohën e tij. 2.Te SCAMNUM duhet dalluar S-ja nga –CAM- (kam) dhe duhet kërkuar prejardhja pikërisht e kësaj rrënje.

# SHKJENI,-A.

**Zef Krispi**: "Skiavonia quhet në shqip SCHIENIA, ***vend i të huajvet***, nga fjala σκένος, modifikim eolik i ξένος (ksenos), ***mysafir i huaj***. (f.66)

**Gjokë Dabaj**: Z.Krispi e ka gabim, por është detyrë e gjuhëtarëvet që ta ndreqin gabimin. Vo! Fjalën SKLLAV nuk e gjeta në asnjë nga fjalorët që kam mbi tavolinë. Vetëm ai i frëngjishtes e jepte ESCLAVE, por nuk mbaronte punë.

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja SCLAVUS, ***sllav***. Edhe rumunët quajnë SCHIAĬ ***bullgarët e vendosur në një periferi të Kronshtatit***. Emërtimi i njëjtë i grekëvet nga arvanitët e Greqisë (SHKLA) shpjegohet me besimin e njëjtë. Miklosiçi: SKLAF-VI mashkullore, ***skllav***, SKLAVĪ femërore, ***skllavëri,*** SKLAVOS, ***zë rob***. Greqishtja e re σκλάβος, σκλαβιά, σκλαβώνω." (f.479)

**Gjokë Dabaj**: Fakti që arvanitët i quajnë edhe grekët SHKLA, a dëshmon se këta arvanitë vijnë nga Veriu, nga vendet ku sundonin Nemanjiqtë, apo quheshin kështu edhe bullgarët, që e patën pushtuar Jugun tonë qysh në shekullin X?

# SHKOP,-I.

**Zef Krispi**: "SCOP, ***shkop***, ngjan me σκήπτρον (skiptron) që, para se të merrte një domethënie fisnikërie, do të thoshte thjeshtë ***SHKOP, bastun***, nga σκήπτομαι (skiptome), ***mbështetem***. Pastaj duket se SKOP ka një lloj forme eolike, gati sikur thua SKAP i shqiptuar në dialektin dorik, ndërsa në atë eolik bën σκάπτρον (skaprton). SCIPIO duket se ka të njëjtë rrënjë." (f.77)

**Gjokë Dabaj**: Do krahasuar edhe me KOPLJE, ***shtizë***, në sllavishtet. ME NGOP e këndej edhe me GOP. Te SKOP e SKIP, si kaloi O-ja në I?

**Gustav Majeri**: „Krahaso latinisht SCĀPUS, ***shkop, kërcell, trung, çomangë***, greqisht σκᾶπος, σκῆπτρον, ***shkop i trashë, skeptër***, σκήπων, ***shkop i trashë***. Shqip O=I.-E.Ā. Nga shqipja rrjedh greqishte e re, ŠKOPI, ***shkop bariu*** në Epir Σύλλ." (f.474)

**Eqrem Çabej**: „Rrjedh prej greqishtes së vjetër, prej dorishtes σκάπος." (Vëll.II, f.141)

**Gjokë Dabaj**: Ky përfundim është i nxituar, deri sa nuk thuhet nga vjen në greqisht rrënja KAP (dhe në shqip KOP), si dhe parashtesa S-.

# SHKREPËTIMË,-A:

**Zef Krispi**: „SKEPËTIM, ***shkrepëtimë, rrufe***, σκήπτω (skipto), ***bje, shembet, plandoset***. (f.82)

**Gjokë Dabaj**: Cila është marrëdhënia SKIP-SHKREP? Ç'është R-ja aty? Po edhe SHKEP-SHKREP?!

**Gustav Majeri**: "Këtu hyn edhe arumunishtja SCÁPERU, ***shkrepëtij, shkëlqej***, Kavalioti, ASCAPIRĂ, ***vetëtin***… Rumanisht SCAPĂR, SCĂPĂRÁ, ***lëshoj shkëndia, vetëtij***, greqishte e re σκραπτῶ në Epir (shkrep-) ***për lëshimin e këmbëzës së pushkës***. Rrënja SKREP- gjendet ende në greqisht στράπτω, άστραπατω, ***shkrepëtij***, qipriotisht, στροπᾱ, ***rrufe***; SKR- është një grup tingullor nistor i huaj për geqishten, e cila (në άστράπτω me mbështetje në ἄστρον u shndërrua në στρ-)." (f.475)

# SHKRI (ME):

**Zef Krispi**: "LOSN, ***shkrij,*** LOST, ***i shkrirë***, janë të ngjashme me λύω (lio), ***shkrij***, pothuajse λυόσν, λόσν: λυόστ, λόστ (liosn, losn, liost, lost), që, me sa duket, janë mbaresa parësore. Edhe në gjuhën saksone gjendet fjala LOST, ***i humbur***. (f.69).

**Gjokë Dabaj**: Krahaso me sllavishten LITI, ***me shkri***, LIVNICA, ***shkritore***. Por me shqipen nuk po kuptoj ku është ngjashmeria, nga antonimi SHKRI e NGRI del një rrënjë - KRI- (-GRI-).

# SHKUE (ME):

**Zef Krispi**: "Për më tepër, άλυσκάζω (aliskazo) rrjedh nga άλύσκω (alisko), që përsëri do të thotë, ***bie, zbres***. Në shqip, ka një folje të ngjashme, pra SCOGN, ***shkoj, iki***; dhe në paskajore shfaqet më e qartë analogjia SCO, ***shko, ik***. Mund të shqiptohet me χ: σχώ (s'ho) nga fjala e lashtë σχέω (s'heo). Te Tuqididi, në fakt, gjendet fraza: όσον σχόντες μόνον ξύν οπλοις ές τήν Λακωνικήν (oson s'hontes monon ksin oplis es tin Lakonikin), ***duke KALUAR vetëm me armë përmes Lakonisë.*** "(f.68)

**Gustav Majeri**: "Nga ana fonetike përkon rrjedhimi nga latinishtja SEQUOR, por, nga ana kuptimore jo krejt." (f.474)

**Gjokë Dabaj**: ***Duke KALUAR*** është baraz me ***duke SHKUAR***. Etimologjia është e besueshme.

**Eqrem Çabej**: "Spjegimi i drejtë gjindet te Jokli: SHKOJ nga një *SHTKOJ, SHTEKOJ, si postverbal i SHTEK, SHTEGUT." (Vëll.II, f.141)

# SHOK,-U.

**Zef Krispi**: "SCHIOCH (shok), ***socius***, nuk dihet nëse është fjalë e vjetër apo e futur më vonë në gjuhën shqipe." (f.85).

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja SOCIUS, SOCIA. SHOK është *SOCUS. Si LAK *LACUS për LAQUEUS. Por SHOK mund të jetë krijuar nga shumësi SHOQ sipas rrethanavet të njëjësit MIK ndaj shumësit MIQ. Rumanisht SOȚ, ***shok, bashkëshort.***" (f.476)

**Gjokë Dabaj**: Format SHOK, MIK, nuk mund të kenë dalë nga SHOQ, MIQ, sepse grykorja K është primare ndaj qiellzores Q.

# SHQIPTAR,-I.

**Gjokë Dabaj**: Ndonëse është krejtësisht jashtë logjikës së pranueshme fjalëshpjeguese, unë jam i detyruar ta shkruaj këtu mendimin e këtij hulumtuesi të palodhshëm, qoftë edhe për të ditur se ka edhe të këtilla etimologji për emrin e Kombit tonë.

**Zef Krispi**: "Σκίφος (skifos), që Hezikiusi e shpjegon ξίφος (ksifos), dhe έγχειρίδιον (eghiridion), sipas opinionevet të mbledhur nga burime të tjerë, i ngjan fjalës SCHIPATÂR, emri me të cilin shqiptarët quajnë veten e tyre. Ky emër, nëse vërtet rrjedh nga σκίφος (skifos), atëherë SCHIPATAR do të thotë NJERI I ARMATOSUR, që mban τό σκίφος: por nëse do të nxiret se rrjedh nga σκέπη (skepi), ***vello, perde***, atëherë SCHIPATAR ose SCHEPTAR do të thotë ***I MBULUAR ME VELLO***, sepse, për shkak të palavet e xhufkavet të bardha, për nga vellot dhe shenjat e tjera të veshjes së tyre, heronjtë e lashtë shqiptarë dalloheshin nga ata të të gjithë popujvet të tjerë, prandaj, ngjashëm me Deukalionin, quheshin λευκοί, καί σκεπτροί (lefki, ke skepti) të bardhë dhe të mbuluar me vello, dhe, më vonë, ARBR, ARBREST. Por, ka mundësi që edhe fjala greke ή σκέπη (I skepi) e fisit të sitiejvet t'ua ketë dhënë shqiptarëvet emrin SCHEPATAR: ose, në fund, ndoshta quheshin kështu nga fjala SCOP, ***shkop*** ose ***endacak*** (që endeshin me shkop në dorë, T.H.), sepse shqiptarët e lashtë kanë qenë nomadë, ose mbretërorë, prej ku rrjedh fjala greke σκήπτρον (skiptron), ***skeptri i mbretërvet***. (f.66-67)

**Gjokë Dabaj**: Unë tashmë e kam thënë mendimin tim: SHQIPTAR vjen nga një shumës i emrit SHKAMB.

**Gustav Majeri**: "Folja SHQIPÓNJ është latinisht EXCIPIO, ***kuptoj, dëgjoj***; SHQIPËTĀR në thelb, ***ai që kupton***." (f.480)

**Gjokë Dabaj**: Forma latine EXCIPIO (ekscipio) nga vjen? Ka aty një EKS- dhe një *CIP.

# SHQIPONJ/Ë,-A.

**Zef Skiroi**: "SKIFTER,-I. SCH8PEIA, ***shqiponjë, skifter***, ngjan me σκώπες (skopes), ***buf, kukuvajkë***. Është një fjalë që gjendet te Teokriti, ***Idili I***." (f.78)

**Gjokë Dabaj**: Nuk del qartë, cila fjalë, cila formë fjale, gjendet te Teokriti.

# SHTËPI,-A.

**Zef Krispi**: “STEPIA, shtëpia, στέγος, τό (stegos, to), ***çati, mbulesë, strehë***. Në greqishten vulgare thuhet σπίτι, τό (spiti, to). Unë mendoj se STEPIA ka më shumë anlalogji me στέγος. Për më tepër, besoj se këto dy fjalë, STEPIA dhe σπίτι, duhet të kenë rrjedhur nga σπέος, τό (speos, to), ***shpellë***, por gjithnjë do të mbetet e dyshimtë nëse STEPIA është fjalë më e hershme, e afërt me σπέος, apo më e vonshme dhe e rrjedhur nga σπίτι.” (f.81)

**Gjokë Dabaj**: Te forma shqip kemi SHT- (SHTËPI), te forma greke SP. Tingulli SH vjen nga S, por T-ja a është e mëvonshme? Sidoqoftë, nuk do ngutur për të thënë se SHTËPI është një helenizëm në gjuhën shqipe. Sepse: Pse s’ka dalë SPITA apo SHPITA?

**Gustav Majeri**: „Prejardhja gjithsesi shumë e gjasshme nga latinishtja HOSPITIUM, nga e cila rrjedh edhe greqishtja e re σπίτι, mund të mbahet në këmbë vetëm me kushtin që kjo fjalë latine që heret të jetë shndërruar me metatezë në HOSTIPIUM: që këndej u formua *SHTEPJË, si mashkullore SHTEP, e me prapashtesën shqip –Ī (=latinisht ÍA) SHTËPĪ.“ (f.482)

# SHTRAT,-I.

**Zef Krispi**: „Κοίτη, ή (kiti, i), ***shtrat***, por njëherësh edhe fjala që përshkruan edhe aktin seksual: κοίται ων, αί (kite on, e), janë fjalë shumë të vjetra: CHITUR, CHITN.“ (f.70)

Gjokë Dabaj: Shih: ***QI***.

**Gustav Majeri**: „Nga latinishtja STRĀTUM, rumanisht STRAT, ***krevat.***” (f.484)

**Gjokë Dabaj**: Duhen marrë parasysh edhe fjalët ME SHTRUE e SHTRIM, ku nuk ka prapashtesë –AT.

# SHTRAT,-I.

**Zef Krispi**: „STRAT (***shtrat***), stratum, nuk dihet nëse është fjalë e vjetër apo e futur më vonë në gjuhën shqipe.“ (f.85)

**Gjokë Dabaj**: Shih: latinisht, STRATUM, ***shtrojë, shtrat***, po edhe ***kalldram***; greqisht, στρῶμα (stroma); sllavishte jugore qendrore, PROSTRETI, ***me shtrue***. Por do parë edhe STERÉ, që mund të lidhet me latinishten TERRA, ***tokë, dhé,*** krahasuar edhe me ndajemrin shqip I TERUR (I TERUN). Në këtë rast, S-ja do të merret si parashtesë pellazgo-ilire dhe do të shtrohet pyetja: Ku e ka burimin fjala TERRA, që unë e bie nga një *TERNA, ***vend i terun***.

## SHUAR (pjesore e foljes ME SHUE).

**Zef Krispi**: „CUER (në epigrafin etrusk), KUAR, KORRUR ose CIUAR, ***shuar.*** (f.90)

**Gjokë Dabaj**: Nëse në ato kohë të largëta nuk ka pasë vepruar rotacizmi, R-ja te forma CUER nuk mund t'i përgjigjet R-së së sotme të formëS SHUAR. Po kështu, te CUER kemi dyzanorëshin UE, ndërsa te SHUAR kemi UA. Të këtillë probleme dalin përherë, kur shqyrtojmë forma shumë të lashta.

**Gustav Majeri**: "Mund të jetë latinisht EX-UNGERE, krahaso SHPONJ=EX-PUNGERE. Për kuptimin krahaso greqishten e re έξαλείφομαι, ***shuaj***." (f.485)

## SHUE (ME U), (Me u zhdukë, me humbë, Gj.D.)

**Zef Krispi:** "(Hebraisht) SCIUCHA, ***priret, anohet***. Por përdoret edhe për një gjë që SHUHET, psh: BETA MAVEL EL SCIUSHA CHI. Në shqip do të thuhej: ***VETE TË SCIUHET STPIA E TII, po shuhet shtëpia e tij***. (f.21-22)

## SHUMË, ndf.sasie.

**Zef Krispi**: „SIMOENTA ose SYMUENTA është një fjalë që nuk është e vështirë të shihet se rrjedh nga shqipja. SUM do të thotë SHUMË dhe UEN, ***ujë***, ndërsa 'NDE, ***brenda, në***. Pra, SIMOENDA do të thotë: ***një lumë që ka brenda shumë ujë***; dhe, në fakt, duhej të përmbante shumë më tepër se SKAMANDROJA, sepse buronte më lart." (f.29-30)

**Gjokë Dabaj**: 1.Krahaso me latinishten SUMMUS. 2.Te hamendja *SHUMË-UJË-NDË, është vështirë të pranohet që formanti –NDË, me rolin e parafjalës, të jetë vendosur në fund të kompozitës.

**Gustav Majeri**: „Nga latinishtja SUMMUS.“ (f.486)

# TANI.

**Zef Krispi**: „NANÍ, ***tani***, është fjala e lashtë νυνί (nini); madje në shqip gjendet edhe një modifikim eolik i saj, që ka kthyer υ-në në α. Sot grekët thonë τώρα (tora).“ (f.74)

# TER,-I, *ka,-u.*

**Zef Krispi**: „Emri i malit TAURO ka prejardhje nga emri shqip TÊR, që në gjuhën kaldaike është TOR, nga fjala SCIOR, që do të thotë ***KAU***.“ (f.31)

**Gjokë Dabaj**: Në Shestan, LITER apo L‘TER, i thonë kaut gjysmë të tredhur, mëzatit që s’është tredhur tamam. Por ka edhe TAROÇ me kuptimin DEM, ***mëzat i patredhur.*** Në të folmet e tjera të shqipes përdoret TARAK.

**Gustav Majeri**: „TER të shpie te latinishtja vulgare TŌRUS nga TAURUS: italisht TORO. PTER për MTER, formuar pas MËZÁT, shih MËS dhe krahaso MËSHTJERRË te SHTJERRË, TARAK me prapashtesë sllave.“ (f.494)

**Gjokë Dabaj**: E gjithë kjo duhet rishikuar dhe sistemuar.

# THERË (ME).

**Zef Krispi**: „THERUNE, ***ther***, vjen nga rrënja θύω (thio), ***ther***, por grekët në gjuhën vulgare thonë σφάζω (sfazo), që në greqishten letrare do të thotë të njëjtën gjë dhe shërben edhe si rrënjë.“ (f.79)

**Gustav Majeri**: „Me sa duket jo e afër me indishten e vjetër SAR ŚRṆĀTI, ***thyej***, ***rrah, vras***, po më fort huazim nga latinishtja FERIO, ***rrah, ther***. Këtej është formuar THERRORE, femërore, ***altar***.“ (f.512)

**Eqrem Çabej**: „THER... lidhet përbrenda gjuhës, përveç se disa forma më TH- e më F- si I THARTË, THËRRIME, TËRTHORI, FERRË, FURATË, sidomos dhe me disa më afrikaten C- si ACAR, CARAC, CARBË. Prandaj si trajtë bazë e saj do të mendohet një *THAR, si një më moçme *CAR, e si bazë indoevropiane një *K’OR-.“ (Vëll.II, f.208-210)

# THES,-I.

**Zef Skiroi**: „THES, θές (thes), është një fjalë tjetër shumë e lashtë që vjen nga θέω (theo), ***vë, shtie, fus,*** sikur të thoshim VEND KU FUT, ***ku vendos diçka.*** (f.79)

**Gjokë Dabaj**: Po ϑησαυρός (thesaurus), ***depo,*** latinisht THESAURUS, ***depo thesari***? Gj.D.)

**Gustav Majeri**: (f.512) (S'ka koment lidhur me prejardhjen. Gj.D.)

**Eqrem Çabej**: "Kemi të bëjmë mr një huazim të përbashkët të shqipes e të greqishtes nga semitishtja, fenikisht SAG, ***stofë e komtë, thes, petk zie***." (Vëll.II, f.211)

# UJ/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „Mali IDA u quajt kështu, sepse kishte UJË, pra ***ujor***, gati sikur të thuash UDEO, nga fjala shqipe UE, UEN**,** ***ujë***, fjalë prej së cilës rrodhi më pas ὑδωορ (udor). Dihet se nga ai mal dikur derdheshin 15 lumenj. (f.28)

# UJ/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „(Malte-Bruni thotë) se banorët e grykavet të lumit Vistola u quajtën VENEDI ose VENEDAE e më pas UENDË, nga fjala shqipe UE, UEN, ***ujë***. (f.29)

# UJ/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „(koribantët datilë) quheshin VEDI dhe UDEI, nga që ishin banorë të malevet me ujë IDÉI." (f.29)

**Gjokë Dabaj**: „I referohet edhe A.Ketës (ose N.Ketës).

# UJ/Ë,-I.

**Zef Krispi**: „Unë besoj se te fjala CRUA gjenden 2 fjalë, pra CREA, ***krye***, ***kokë*** dhe UAN, ***ujë***, për të treguar se kemi të bëjmë me një KRYE UJI, pra vendin ku nis të dalë uji." (f.30)

# UJ/Ë,-I.

**Zef Krispi**: “UELIA ose VELIA, vende moçalorë. (f.37)

**Gjokë Dabaj**: Pra, vende me ujë.

# **UJ/Ë,-I**.

**Zef Krispi**: “EUDY, ***ujë***, Malte-Brune thotë, ***emër që e meriton të gjithë vëmendjen tonë***, sepse poemat orfease tregojnë me këtë UJIN dhe e cila i ngjan shumë fjalës shqipe UE, UEN.” (f.44)

# **UJ/Ë,-I**.

**Zef Krispi**: “Lumi i luginës së madhe të VOIUSSA (Vjosa) quhej UEDIS, që merr kuptimin për antonomazi nga uji – UE, UEN. “Dionisi i Alikarnasos kur përmend disa emra moçalorë (thotë) ἑλώδη (elodi), të cilët quheshin UELIA ose VELIA, sipas përdorimit të lashtë të gjuhës. ‘Ελος (Elos), pra, që do të thotë ***kënetë, moçal***, e shqiptuar me digamë, vjen nga fjala shqipe UEN.” (f.49)

# **UJ/Ë,-I**.

**Zef Krispi**. “VAISSA, në lashtësi AOUS, është një lumë në një luginë të madhe që e ka burimin nga Pindi. Emri I tij është shqiptar dhe do të thotë UJË I AMULLT. Fjalët AOUS, AVAS, AIAS, prej nga rrjedh emri VAIUSSA, janë emërtime të së folurës së lashtë greke, në të cilën AA do të thotë UJË:” (Malte-Brun)” (f.51-52)

# **UJ/Ë,-I**.

**Zef Krispi**: “Lumi PENEO përmes luginës TEMBI rrjedh ende nga ajo anë ku qe bashkuar me malin OSA, por u shkëput prej forcës së Herkulit. Prandaj vetë OSA quhet pothuajse sikur të thuash AOUSSA.” (f.54)

**Gjokë Dabaj**: Do të afrohej me një *UJËSA.

# **UJË** (I KTHJELLËT).

**Zef Krispi**: “OLIMPI, që shkruhet edhe Ούλυμπος (ULIMPOS), dhe besohet se quhej kështu sepse όλος λαμπρός έστί (olos lampros esti) ***i gjithi shkëlqen***, gjykoj se ka rrjedhur nga ai emër i stërlashtë o fjalës greko-barbare OU, AOUS, λαμπρός

(lampros), ***UJË I KTHJELLËT***, dhe, po prej tij, që është i mbuluar pothuajse përherë me borë, rrjedhin ujëra të kthjellët." (f.54)

**Gjokë Dabaj**: "Në shqip përdoret folja ME LLAMBURITË, ***me shkëlqye***, përdoret emri LLAMPË. Por është tepër e pabesueshme të mendohet një formim *UJËLLAMPË. Krahaso: latinisht, greqisht, gjermanisht.

# **UJ/Ë,-I**.

**Zef Krispi**: "ἕλος (elos), ***kënetë, moçal***, që shqiptohej me digamë: UELOS, VELOS. (f.65)

**Gjokë Dabaj**: Është shënuar edhe në faqen 49.

# **UJ/Ë,-I**.

**Zef Krispi**: "Kështu emri VELIA, vendi afër Rietit, i njohur në historinë e italëvet të lashtë, sepse aty, sipas asaj që tregon Dionisi, ndalonin pellazgët (lib.1), rrjedh nga fjala shqipe UE, UEN, ***ujë***, pra ***vend me ujë*** ose ***vend moçalor.*** Këtë opinion timin e konfirmon edhe fjala etruske VEL, pra VELIA, që ka një mbaresë të ngjashme me atë të gjuhës shipe, ku shumë fjalë mbarojnë me –EL, si VEL, ***vaj***. Kështu edhe **VEL** mund t'ia ketë dhënë rrënjën fjalës VELIA, sikur të ketë dashur të shprehë një vend ku VAJI gjendet me bollëk." (f.87-88)

**Gjokë Dabaj**: Tani, veç ujit, hyn edhe vaji. Por nuk duhet harruar që ky tekst është hartuar para më shumë se 180 vjetësh dhe në kushte aspak komodë.

**Gustav Majeri**: "UJË për UNJË nga UDNIO-, e afër me indishten e vjetër UDÁN-, latinisht UNDA prej *UDNÁ, greqisht ὕδωρ, sllavishte e vjetër kishtare VODA, lituanisht VANDÚ, gotisht VATŌ…Me UJANE-n e Radës, që duket të mbajë prapashtesën latine,… ka dashur të lidhë latinishten NOǏAN***, thellësi e detit***, ***humnerë***, po e vështirë të ketë të drejtë." (f.517)

**Eqrem Çabej**: "Si trajtë bazë e fjalës do të mendohet kështu më fort se një *U dhe *UD-, një *UË nga UDA, që, me shtesë të një J-je përfundon në UJË." "Kemi të bëjmë me shkallën e reduktuar (*UD-) të indoevropianishtes *UED, e cila shfaqet ndër të tjera në armenishten GET, ***lumë***, në emrin e qytetit maqedonas Εδεσσα sot

Vodena, e mbase edhe frigishten βεδυ.” “Shkalla UD- duket të ketë qenë edhe në ilirishten e mesapishten, po ta gjykojmë nga emri i vjetër i ishullit HYDRA të Adriatikut e m’anë tjetër i qytetit HYDRUNTUM (sot Otranto) të Apulisë, ku gjan të ketë ndikuar dhe greqishtja ὕδωρ.” (Vëll.II, f.238-239)

# UJK,-U.

**Zef Krispi**: “Sipas zotit Keta, vetë CYNULCO është një fjalë gjysmë barbare dhe e huazuar brenda librit ‘***Athinasi***’. Ajo do të thotë QEN-UJK, nga κύων (kion), ***qen*** në greqisht edhe ULCH, ***ujk*** në shqip. (f.59)

**Gjokë Dabaj**:Krahaso edhe QEN, KONE, CANIS etj. Del që edhe forma KION, që Z.Krispi e quan greke, është e së njëjtës proveniencë me QEN.

**Gustav Majeri**: “Krahaso sllavishten e vjetër kishtare VLЪKЪ, lituanisht VÌLKAS, letonisht WILKS, ULKS, gotisht VULFS, indishte e vjetër VŔKA-.” (f.518)

# UNË (përemër vetor).

**Zef Krispi**: “OUN dhe OUNE, ***unë***, në shqip, përkon me ἰώ, ἰών, ἰώγα, ἰώγγα (io, ion, ioga, ionga) në dialektin beotik dhe ἐγών (egon) në atë eolik. Qipriotët thoshin οὔαραι (uare), ***ne***. Duket mirë se është shumësi i OÛ, ***unë***, të shqipes.” (f.65-66)

# URTË (I).

**Zef Krispi**: “JURTI, ***i urti, i mençuri***, ἰότης (iotis), ***këshillë, kujdes*** (Homeri). (f.82)

**Gjokë Dabaj**: S’e kuptoj lidhjen. R-ja aty e largon shumë fjalën shqipe prej asaj të Homerit.

# VAJ,-I, (ushqimor)

**Zef Krispi**: “Yndyrë e lëngshme bimore. E njëjta gjë (me digamë, Gj.D.) për fjalën VEL, vaj: ἔλαιον-Fέλαιον (eleon-veleon) (Malte-Bruni)”. (f.65)

# VAJ,-I, (ushqimor).

**Zef Krispi**: “VEL mund t’ia ketë dhënë rrënjën fjalës VELIA, sikur të ketë dashur të shprehë një vend ku VAJI gjendet me bollëk. Dhe vërtet AELIA dhe HELIA mund të rrjedhin nga έλαιν, vaj dhe έλαία, ***pemë ulliri***, që, të shqiptuara sipas frymëtimit të vjetër, bëhen VELAION dhe VELAIA, pra, VEL, në shqip.” (f.88)

**Gjokë Dabaj**: Shih edhe: ***UJË***.

## VAJZ/Ë,-A.

**Zef Krispi**: “Në 1770, u gjet në fushat rreth Tarkuinias (qytet në Lacio, Itali, T.H.) një statujë e vogël bronzi e një fëmije me një mbishkrim etrusk në krahun e majtë. Fjala e parë ishte VAS, që unë e interpretoj ***fëmijë***, sepse, në fakt, në shqip, VAIS do të thotë VAJZË dhe e dyta VELUME (ndoshta VELUMAS), nga VELLA.” (f.89)

**Gustav Majeri**: “Trajtat e ndryshme duket se pajtohen në këtë mënyrë: VAJZË dhe VARZË janë zvogëlues, VAJZË për VARJËZË; VAJË për VARJË; VASHË për VARSHË.” (f.526)

**Gjojë Dabaj**: 1.Për mua R-ja vjen prej J-së. Do kërkuar prejardhja e rrënjës -VAJ-. 2.Te forma sllave DEVOJKA, ***vajzë***, shohim një DE- parashtesë dhe –KA prapashtesë. Rrënja është –VOJ-, që vjen prej –VAJ- dhe kjo na çon te etruskishtja VAS, VAIS, prurë këtu prej Z.Krispit.

**Eqrem Çabej**: “VAJZË e VARZË janë diminutive me –ZË.” “Kjo fjalë… rezulton të jetë një deminutiv i VARRË, ***plagë***.” “VAJZA është quajtur nga organi femëror, e ky është marrë si PLASË.” “(Krahaso) në Dibër: VARRA-VARRA, ***vija-vija***.” (Vëll.II, f.261-263)

**Gjokë Dabaj**: Është e vështirë të pranohet kjo etimologji e Profesor Çabejt. Lind pyetja: Po emri DJALË a lidhet me organin mashkullor? Emri VAJZË do krahasuar me këtë rast, si u tha më lart, me variantin sllavisht DEVOJKA, ***vajzë***, por edhe DEVICA, virgjëreshë.

## VARR,-I.

**Zef Krispi**: "(Hebraisht) KEVER, ***varr***, nga folja KAVAR, në shqip: VARR." (f.21)

**Gjokë Dabaj**: Do mbajtur parasysh edhe forma VORR, me O.

**Eqrem Çabej**: "Këto të gjitha shpien te OR- si formë bazë e fjalës. Kjo gjan të jetë e afër me greqishten όρύσσω ό ρύττω όρύχω, ***gërmoj, mih, rrëmoj***, όρυγμα, ***gropë, zgafellë, galeri nën dhe***." (Vël.II, f.269-270)

# VASH/Ë,-A.

**Zef Krispi**: "Gratë (e koribantëvet frigjë) quheshin me emrin BASSARE nga BASCIA, VASCIA dhe VASCIAS, ***vasha.*** Në Lidi edhe priftëreshat e Bakusit quheshin BASSARIDE." (f.27)

# VEND,-I.

**Zef Krispi**: "VENT ose BENT, ***vend***, është një fjalë e krijuar nga βαίνω (veno), ***zbres, kaloj***, ndërsa δερβαίνια (dervenia) quhen ***shtigjet, kalimet e ngushta, grykat e malevet***, si për shembull Termopilet: πύλαι θερμαί (***portat e nxehta)*** δερβαίνια (pile therme dervenia). DERVENT është ***VEND si portë*** ose ***kalesë në portë***, nga DEERË, ***derë***, dhe VENT, ***vend***. Edhe fjala DOOR**,** ***derë***, në gjuhën angleze, është fjalë saksone. Grekët e sotëm këtë fjalë e kanë δερβένια (dervenia), që nuk e di se si u ka mbetur nga e folura e lashtë barbare." (f.76)

**Gjokë Dabaj**: Fjalën DERVEN e bien nga persishtja: DERVEND, ***grykë mali.***

**Eqrem Çabej**: „Morfologjia e kësaj fjale të lashtë është vështirë të ndiqet në shkallët e zhvillimit të saj." „Mbetet i drejtë mendimi i G.Majerit që VEND lidhet përbrenda shqipes me foljen VË, VÊ." (Vëll.II, f.278-280)

# VERBËR (I).

**Zef Krispi**: "VERBENË, nga fjala latine ORBUS, ***jetim***, që ka digamë: orbus-vorbus-verbënë. Është fjalë mjaft e hershme." (f.85)

**Gjokë Dabaj**: Pra, a mund të mos jetë latinzëm?

**Gustav Majeri**: “Nga latinishtja ŎRBUS, ***i verbër***; krahaso italisht ORBO, friulisht UARB, veljotisht VUARB, rumanisht ORB OARBĂ, arumanisht ORBU etj. VE=UO.” (f.528)

**Gjokë Dabaj**: Ç’do me thënë ORB? Mos do kërkuar në kohë më të hershme se latinishtja, mbështetur te folja e sotme shqipe ME ERRË, * (I) ERR,BË-NË?

## VER/Ë,-A (VENË) (pije).

**Zef Krispi**: “Në gjuhën siriane apo filistejtë vjala JAIN është e barazvlefshme me οίνος (inos), VERË e BAKUSË. Këndej vjen edhe IBAN ose JUVAN, ose IVAN.” (f.27)

**Gjokë Dabaj**: Pra: *(V)INOS. Krs. ital. VINO, sllavisht, VINO. Kur ka ndodhur rotacizmi te forma arbërishte VENË-VERË?

## VER/Ë,-A (VENË) (pije).

**Zef Krispi**: „Koribantëvet iu dha emri κόροι (kori), fëmijë dhe IBAN ose JUVAN ose IVAN, që, duke e nxjerrë nga gjuha e sirianëvet apo filistejvet, fjala JAIN është e barasvlershme me οίνος (inos), VERË e BAKUSË.“ (f.27)

**Gjokë Dabaj**: 1.*KORI-BAN, fëmijë e VERËS, ***fëmijë e BAKUSË***. 2. JAIN, ***verë*** në hebraisht.

## VER/Ë,-A (pije).

**Zef Krispi**: „VER CUTH do të thotë ***kusi*** ose ***gotë VERE***. Fjalë e përbërë nga VER, ***verë***, dhe CUTH, ***kusi, kupë*** ose ***vazo***. (f.89)

**Gjokë Dabaj**: Forma e hershme ka qenë VENË, me N. A ka pasë vepruar rotacizmi në ato kohë?

**Gustav Majeri**: “VENË nga një më e vjetër VAINĀ=greqisht ϝοῖνος. Latinisht VĪNUM paraqet një tjetër shkallë fonetike.” (f.528)

**Eqrem Çabej**: “Si bazë e fjalës shqipe pranohet një *VAINĀ, nga një më e vjetër *VOINĀ, me ndërrim OI:AI:E, nga shkalla parashqiptare gjer në shqipen.” “Kemi

të bëjmë me një huazim të lashtë mesdhetar, me vatër gjuhët e Kaukazit e të treva veriore të Azisë së Vogël e Detit të Zi, një zonë që ka shenja të jetë djepi i vreshtarisë e i kulturës së verës." (Vëll.II, f.280-281)

**Gjokë Dabaj**: Profesor E.Çabej e ka dhënë fjalën VERË ose të përafërt, në gjeorgjisht, mingrelisht, hetitisht, arabisht, etiopisht, hebraisht.

**VER/Ë,-A** (stinë ose pije).

**Zef Krispi**: "Maqedonia kishte edhe një qytet me merin BERIA ose VERIA, që do të thotë VEROR, sepse rrjedh nga fjala VERË (stina) ose nga VERË (pija)." (f.51)

**Gjokë Dabaj**: Krahaso edhe VËRRI, vend i ngrohtë. Gjithsesi, hamendja e Z.Krispit, nuk është fort e besueshme.

**VER/Ë,-A** (stinë). **Zef Krispi**: "VER në shqip do të thotë ***VERË***, prandaj KRISVER do të thotë ***muaji i verës***, ose nuk shqiptohej KRISVER, por KUERSUER, ***muaji o të korravet*** nga fjalët KUER, KORR, KUERSIT ose KORSIT, KORRËSIT. Janë fjalë të ngjashme me κϑρά (kura), ***qethje, krasitje*** dhe κείρω (kiro), ***e qethur*** ose ***e krasitur*** në formë rrumbullake." (f.67)

**Gjokë Dabaj**: Kuptohet që edhe kjo etimologji duhet parë, krahasuar e riparë dhe, më në fund sqaruar. Krs. Psh. QERSHOR, QERSHI etj.

**VER/Ë,-A** (stinë).

**Zef Krispi**: "VERA pra është έαρ (ear), e shqiptuar me digamë Fέαρ (ver), prej ku edhe latinët i thoshin VER, ***pranverës***, që tamam fare është PRIMUMVER, ***koha e parë e bukur***" (f.65)

**Gjokë Dabaj**: Z.Krispi ka synimin të dokumentojë, të vërtetojë që shqipja është paragreke e rrjedhimisht edhe paralatine. Gjuhëtarët, edhe shqiptarë, edhe ata botërorë, nuk duhet të qëndrojnë indiferentë. Ata, ose duhet t'i përforcojnë dhe plotësojnë shembujt deri në bindje të plotë, ose duhet të argumentojnë të ndryshmen me bindje e argumente të parrëzueshëm.

**VER/Ë,-A** (stinë).

**Zef Krispi**: "BEÂR, ***pranverë***, përmban ἔαρ (ear), ***ver***, por në greqishten vulgare kjo quhet ἄνοιξιν (aniksin), që, në vetëvete, do të thotë ***HAPJE***, e cila ka bashkëtingëllim të ngjashëm me APRILIS të latinëvet, të quajtur kështu nga APERIO." (f.78)

**Gjokë Dabaj**: Emrin BEHAR, ***pranverë***, leksikologët, të cilëvet u duhet besuar, por jo gjithmonë, e sjellin prej persishtes.

# VER/Ë,-A (stinë).

**Zef Krispi**: "Të 2 muajt që shqiptarët i quajnë ***BRIT***, me shtesën e numërorërvet ***i parë, i dytë***, na sjellin ndërmend BERITIOS dhe HYPERBERITIOS të kalendarit maqedonas, edhe pse këta muaj nuk përkojnë me njëri-tjetrin. BERITIOS, HYPERBERITIOS, rrjedh nga fjala shqipe BER, VER, ***verë***, prandaj BERITIOS do të thotë ***MUAJ VERE***. (f.64) BRITMI I PARË është shtatori, BRITMI I DYTË është tetori." (f.64)

**Gustav Majeri**: „Nga latinishtja *VĒRA për VĒR, ***pranverë***, PRIMA VERA; krahaso rumanisht VEARA, VARĂ, istrisht VERA, ***verë***, italisht, spanjisht, katalonisht, portugalisht, provancialisht, PRIMAVERA, ***pranverë***=rumanisht PRIMĂVARĂ." (f.528)

# VEZ/Ë,-A.

**Zef Krispi**: „VE, ***vezë***, ὤβεος (oveos) në dialektin e Kretës." (f.82)

**Gjokë Dabaj**: Cila formë është parësore, primare?

**Gustav Majeri**: "Nga latinishtja ŌVUM. VE (nga VA) dhe VO vijnë nga një UO e diftonguar: Të gjitha trajtat e gjuhëvet romane flasin për një formë latine me O të hapur; krahaso psh italishten UOVO, spanjisht HUEVO. Rumanisht OU." (f.527)

**Gjokë Dabaj**: -UM është formant i latinishtes. OV- i bie të jetë rrënja. Kush na siguron që VO (VE) vjen nga OV e jo e kundërta?

# VËLLA,-I.

**Zef Krispi**: „Mbreti i koribantëvet quhej BALLIN (βαλλήν, valin). Ka marrë një farë kuptimi nga fjala shqipe VALÁ ose VLÁ, ***vëlla***. Duhet mbajtur parasysh se fjala VLÁ, ***vëlla***, mbart dhe një farë respekti, kështu që mund t'i shkojë më së miri një sovrani më të vjetër, i cili ishte si vëlla i madh për familjen." (f.40)

**Gjokë Dabaj**: Por mund të lidhet edhe me BALLË, sepse prijësi qëndron në ballë, në krye të shtetit.

**Gustav Majeri**: Bashkimi me indoevropianen BHRĀTER nuk është i mundur, pasi janë 3 tinguj që e kundërshtojnë këtë (do të pritej BRO-). Ngjashmëria fonetike me laponishten VELJA, finlandisht VELI, ***vëlla***, është e rastit. Disa emra farefisnie indoevropiane duket se janë kompozita me përemrin SVE-, e këto janë *SVÉSŌR-, indishte e vjetër SVÁSAR- etj, ***motër***; *SVÉḰURO-, indishte e vjetër ŚVÁŚURA-, greqisht ἑκυρος etj; sllavishte e vjetër kishtare SVЬSTЬ, ***motër e gruas***, lituanisht SVÁINE, ***motër e gruas***. Kështu edhe VËLLĀ mund të qëndrojë për SVËLLĀ; LL-ja flet për asimilim të një bashkëtingëlloreje tjetër, psh SVË-SLĀ. Nga shqipja rrjedh epirotishtja βλάμης." (f.532)

# VJERRË (ME) (ME VARË).

**Zef Krispi**: „VIÊR, ***varur.*** VIER, ***var,*** është fjalë e shqipes që përmban digamë. Vjen nga αίρω (ero), ***heq***; ***ngjesh:*** Fαίρω (vero)- VAÏRO, ***vero."*** (f.65)

**Eqrem Çabej:** „VĀR... lidhet përbrenda shqipes me VJERR, VIER." „Fonetikisht VJER e VAR qëndrojnë ndërmjet tyre në lidhje apofonie kualitative, VJER nga një *VER, (kurse) VAR nga një *VOR." (Vëll.II, f.267)

# VRA (ME U) (VRANËSIR/Ë,-A).

**Zef Krispi**: „VRANË, ***vranësirë, re,*** prej nga rrjedh οὐρανός (uranos), ***qielli***. (f.43)

# VRA (ME).

**Zef Krispi**: „Po kështu, digama gjendet edhe te fjala VRAAM, ***vras***: ραίειν (rein) është paskajorja e ραίω (reo), ***prish, shkatërroj***: ραίειν, Fραίειν (rein, vrein). (Malte-Brun)" (f.65)

# VRASËS,-I.

**Zef Krispi**: „(Homeri e quan HEKTORIN ***vrasës njerëzish***.) Në shqip VRECTOR do të thotë VRASTAR, ***vrasës***. (f.36) (Autori bën arsyetime në krejt faqen 36 dhe përfundon): Kështu që, nuk është pa përkrahje domethënia frigo-shqipe e HEKTORIT dhe, aq më tepër, që ε-ja e E'κτορ e pranon frymën e ashpër." (f.36-37)

# ZALL,-I.

**Zef Krispi**: "ZAAL, ZAL, ***zallishte, buzëdeti***, rrjedh nga rrënja άλς (als) që do të thotë ***DET***. Grekët sot e quajnë zallishten apo bregun e detit παραγάλι, το (paragiali, to) dhe γιαλος, ο (gialos, o). Janë fjalë që kanë rrjedhur nga letrarja αίγιαλός (egialos) dhe të gjitha kanë si temë άλς, ***det,*** ZAL i afrohet më tepër." (f.78-79)

**Gjokë Dabaj**: Krs. TALLAS, θάλασσα (thallasa)

**Gustav Majeri**: "Sllavishte e vjetër kishtare ŽAL, ***ripa***, kroatisht ŽALO, ***zhur***, sërbisht ŽAL, ŽALO, ***breg deti a lumi***. Fjala sllave rrjedh prej shqipes, shqipja nga latinishtja SABULUM, SABLUM (frëngjisht SABLE, italisht SABBIA) me Z të zëshme, krahaso ZHUR dhe SHUR, nga SABURRA." (f.548)

**Eqrem Çabej**: "Mendimi i një burimi pellazg është pa mbështetje." "Gjithsesi gurra e fjalës mbetet e errët." "spjegimi… prej latinishtes SABULUM bie." 2.Bie edhe mendimi i një burimi sllav." (vëll.II, f.314-315)

# ZESHLI,-A (LAK/ËR,-RA).

**Zef Krispi**: "Hezikiusi: ζελκια, λαχανα φρύγες (zelkia lahana friges)" (f.38)

**Gjokë Dabaj**: LAHANA do konsideruar pellazgo-ilirizëm në greqisht e jo anasjelltas si deri tani. Shih edhe LAKËR. Hezikiusi thotë se ZELKIA është një lakër frigje. Kjo do të thotë se është fjalë paragreke, pra, pellazgo-ilire. Ndërkaq, fjalën ZELE, ***lakër***, e kanë sot sllavët dhe kjo duhet marrë si iliro-albanizëm në ato gjuhë. I shtojmë kësaj edhe Jan Kukuzelin tonë të Mesjetës, te pranemri i të cilit nuk duket se ka një fjalë sllave, por përkundrazi, fjalë vendi.

## ZEM/ËR,-RA.

**Zef Krispi**: "Është e thjeshtë ta nxjerrësh këtë fjalë nga ζέω (zeo), ***përvëlim, nxehtësi*** dhe μέρος (meros), ***vend, pjesë***, pra, ***pjesa që vlon nga nxehtësia***, ***thelbi i jetës***. Në greqishten e sotme letrare dhe vulgare thuhet καρδία (kardia)." (f.74)

**Gjokë Dabaj**: Mjaft  e bukur, por s'e besoj të jetë kështu.

## ZI (I).

**Zef Krispi**: „MSIA, nga vend në Azi që kufizohet në lindje me Frigjinë e Madhe, do të thotë MËZË ZIA, ***mëzja e zezë***, ose vetëm MËZIA, ***mëzja***, femërorja e MËZ, ***kalë i vogël***." (f.31)

**Gjokë Dabaj**: Etimologji e debatueshme, ndonëse nuk përjashtohet ekzistenca e ndajemrit I ZI edhe në onomastikën parailire. Psh, te emri i TEZEUT.

**Gustav Majeri**: (f.552) (Nuk ka komente për etimologjinë. Gj.D.)

**Eqrem Çabej**: "ZI,-a, I ZI, E ZEZË, është një nga ato fjalë të shqipes, në të cilat Z-ja nistore buron prej një J-je (I-je) indoevropiane." (Vëll.II, f.325-326)

## ZI,-U (I) (I MJERI).

**Zef Krispi**: „I Z8U, ***i ziu, i mjeri***, duket se ngjan me όϋζυρός (oiziros), ***gjëmëzi, i shkretë***, aq më tepër që 8-ja shqipe përkon me υ. Sot përdoren fjalët κακόσ8ρος (kakosuros), ταλαίπωρος (taleporos) dhe άπορος (aporos), të marra nga gjuha letrare." (f.72-73)

## ZIE (ME).

**Zef Krispi**: „Fjala ZIEN, ***zien***, ngjan me ζέω (zeo), ***zjen, vlon***, ***përvëlon***. Por me këtë fjalë edhe ZIARM, ***zjarr, zjarrmi***, që, ose është rrënja e ZIEN, ose rrjedh nga ZIEN. Malte-Bruni thotë se ZIARM përkon me TIERM në gjuhën armene, me θάρμος (tharmos) në dialektin greko-eolik, me GRAM në gjuhën persiane dhe WARM në gjermanisht. Por unë besoj se ZIARM nuk mund të ndahet nga ζέω

(zeo) dhe se nuk ka më shumë analogji me fjalët e tjera të referuara nga gjeografi suedez. Grekët sot e quajnë zjarrin φωτιά (fotia), nga φώς (fos) (ashtu si edhe disa pjesë të Sicilisë, zjarri quhet LUCI dhe për të shprehur zjerjen ose vlimin përdorin fjalë greke βράζω (vrazo) që është e njëjta me gjuhën letrare." (f.75-76)

**Gjokë Dabaj**: Unë mendoj se kanë të drejtë të 2, edhe Malte-Bruni, edhe Zef Krispi. Por këtu dalin disa probleme fonetikë, si dhe probleme të fjalëformimit: 1.Nga ZEO te TIERM e THERMOS dhe te GERM, kemi kalim të Z-së T,TH, G. Kjo dukuri do studiuar në planin krahasues edhe me fjalë të tjera. 2.Nga ZEO te THERMOS etj. kemi : R dhe M. A janë prapashtesa? Përfundimisht, forma ζέω (zeo) a është bazë e një gjuhe-nënë dhe ajo gjuhë-nënë a ka qenë parashqipja? Apo parashqipja, protoshqipja, ka qenë motër e një grupi gjuhësh të quajtura indoevropiane? 3.Fjala greke βράζω (vrazo), ***vlim***, shkon parëzueshëm te fjala sllave VRI, ***vlon*** dhe VRETI, ***me vlue***.

**Gustav Majeri**: "Nga greqishtja e re ζέω, ***ziej***. Fjala afër lashtësisht me foljen gjendet në GJESH." (f.553) "Nga baza indoevropiane JES-, krahaso gjermanishten e lartë të vjetër JËSAN, ***fermentoj, shkumëzoj***, greqisht ζεσ në ζέω, ζεστός, indishte e vjetërYAS-, ***valoj, ziej***. GJ=bashkëtingëllore indoevropiane. J- (gr.ζ si në NGJESH." (f.187)

**Eqrem Çabej**: "ZIEJ është fjalë vendi." "Z-ja nistore ka dalë (si te I ZI, Gj.D.) prej një J-je (I-je) indoevropiane." (Vëll.II, f.326-327)

**Pjezë, 6 tetor 2014.** **Gjokë Dabaj.**

- Etimologjitë e Gustav Majerit iu bashkështuan etimologjivet të Zef Krispit më 6 dhjetor 2014.

- Etimologjitë e Eqrem Çabejt, ato fjalë që E.Çabej i ka trajtuar në vëll. I dhe II të vepravet të veta e që i ka edhe Z.Krispi, u vunë këtu më 7 prill 2015.

